# LETRA SHKRESA FIALETORE

Prej Kost. Çekrezit

## PERMBLEDHIE

HYRIE: Dijat e para dhe rrégullat e letrɛkɛmbimit.
PIESA E PARƐ: Letra Zyrtare dhe Shoqɛrore.
PIESA E DYTƐ: Letra Tregɛtare.
PIESA E TRETƐ: Shkresa tɛ Ndryshme.
FIALƐTORE e fiáleve tɛ rea dhe mé tɛ pɛrdórura nɛ librat dhe gazetat shqipe.

Linotipisur nɛ Shtypɛshkronjɛn e DIELLIT
Shtypur nɛ Shtypɛshkronjɛn S. Kaitz
Boston, Mass., U. S. A.

1917

# LETRA SHKRESA FIALETORE

**Prej Kost. Çekrezit**

## PERMBLEDHIE



Linotipisur ne Shtypeshkronjen e DIELLIT
Shtypur ne Shtypeshkronjen S. Kaitz
Boston, Mass., U. S. A.

1917

PATRI DILECTO
FILIUS GRATUS

# KENDONJESVE T' ONE

**Verba volant, scripta manent.**

*Te pa-numurta jane shtytiet qe kemi patur nga bashkatdhetaret t' one per te shkrojtur nje letrekembim te plotte qe te kete jo rregullat e thata, pas te cilave munt te shkruhet nje letre, po ca mé teper qe te kete edhe shembella te çqúara per ç' do sent dhe ç' do nevoje te jetes se njeriut.*

*Letrekembime ne toskerishte kemi patur dy gjer me sot. Njeri ish aý i mikut t' im te çquar, Midhat Bej Frasheri, shtypur ne Sofie te Bullgarise, dhe tjetri esht "Mieshteria per te shkruar Letra" e Zonjes se nderuar Sevastí Q. Dako i cili u-shtyp siviét, Po, i pari esht fare i shkurter dhe i shkrojtur ne nje kohe mjaft te ndryshme nga e sotmja, t'a leme me nj' ane qe nuk' gjenden mé kopie, dhe i dyti ka vetem rregulla te pergjitheshme se si munt te shkruhen letra dhe me fare pak shembella.*

*Duke pare, pra, nevojen e madhe per nje letrekembim te plotte po u japim Shqipetareve kete libre me shume shtime te tjera qe jane fort te nevojshme. Nje nga shtimet mé te vyer esht aý i shkresave te ndryshme, si kontraktet, notat zotimtare (senete), shkresa shitieje, leshimi me qira, etj. etj. Po shtimi mé i vyer nga te gjithe esht ay i FIALETORES se shkurter ne te cilen permbledhim gjithe fialet e rea qe perdoren ne gazetat dhe ne librat shqip, fiale qe nuk' i kupton as fare shumica e madhe e Shqipetareve, me qene qe nuk' kemi patur gjer sot nonje fialetore qe t' i shpiegonje.*

*Per mbi çeshtien e letrave dhe te rendesise se tyre ne jeten e sotme esht e teper qe te flasim.. Arrin vetem qe te kujtojme fjalen e urte te Romaneve "verba volant, scripta manent (fialet flytyrojne, po shkrimet mbeten). Letra, pra, esht nje nga shkrimet e pare qe mbeten, dhe i lumtur esht ay qe di te shkruanje letra te lídhura mire. Po, aresya mé e madhe per te cilen nje letre duhet te jete e shkrojtur dhe e lidhur mire qendron n' influencen e madhe qe ka ne marredheniet shoqerore dhe tregetare te njeresve te shekullit te sotme. Sikunder oratori i mire dhe i forte u a merr mendien degjonjesve dhe i ben te mejtohen dhe te ndiejne pas deshires se tij te çfaqur me fialet e bukura qe rriedhin si mialte, sikunder i enthusias dhe fiton sipmathin' e degjonjesve te tij, ashtu edhe letra e mire dhe e forte kenaq kendonjesin e saj dhe nuk' vonon qe te sielle pemet e desheruara prej ati q' e shkruan.*

*Kio libre eshte shkruar pike-se-pari per popullin dhe perandaj jemi munduar te perdorim gjuhen mé te thieshte dhe mé popullore q' esht e mundur te perdoret pa prishur bukurin' e saj me fiale te húaja. Gjith' ashtú, qellimi qe kemi patur para sysh ka qene qe kio libre te jete dhe pak a shume shkollare, duke u-mejtuar qe letrekembimi mesohet ne ç' do shkolle te mire moderne.*

*Kemi shprese te madhe qe kio libre kaqe e dobishme do t' i sherbenje mire qellimit per te cilin botohet.*

*Boston, Mass., Gusht, 1917.* *K. A. Ç.*

# HYRJE

## Dijat e para per Letrekembim

*Letrekembim* quhet mieshteria qe na meson rregullat pas te cilave i bejme te njojtur nje njeriu te larkme ato qe kemi neve ne mendie.

Ne kohen e sotme letrekembimi esht shume i nevojeshem. Perparimi dhe nevojat e pa-numurta te jetes dhe te shekullit te sotme, perhapia e aresimit, shvillimi i gjere i tregetise, dhe shume aresye te tjera e bejne letrekembimin nje dituri te doemoseshme per ç' do njeri te shekullit te sotme te perparimit. Perandaj edhe ç' do njeri duhet te perdore menyren mé te mire per te shkrojtur letra, duke u-stervitur ne mieshterin' e letrekembimit.

Letra ze vendin e fiales se gjalle per te larkmin. Nje letre e shkrojtur mire munt te sielle fitimet me te medhenj, sikunder nje letre e shkrojtur ligsht munt te behet shkak per deme qe nuk' munt te ndreqen. Me nje letre te mire munt te fitohet nje pune qe nuk' e fiton dot fiala, dhe nje letre e keqe munt te prishe krejt nje pune qe me zi e ndreqi gjuha. Letra esht lidhia shpirtore midis njéresve te larguar prej njeri-jatrit, dhe eshte nevoje e madhe qe ç' do njeri te dije te perdore mire kete vegle kaqe te vyer.

## Qysh Duhet te Jete Letra

Duke marre penden ne dore qe t' i shkrúajme nonjé njeriu, pike-se-pari duhet te mejtohemi qe ato qe do te shkruajme do te mbeten per jete dhe perandaj duhet te druhemi teper, dhe te jemi te matur ne ç' do fiale qe perdorim ne letre, se mos leme dokumenta te shkrojtura me doren t' one, te cilat munt te perdoren kundra nesh me von. Letra duhet te jete, pra, e urte dhe e matur, e embel dhe e pelqyer per ate qe do t'a kendoje.

Ne qofte se njeriu ka nevoje qe te vere re fialet qe nxierr nga goja e tij, shume me teper duhet te hape syte kur ato fiale i le te shkrojtura mbi nje flete karte. Esht shume gje e keqe per letre-shkronjesin qe te perdore fiale te renda ne nje letre, me qe ato fiale do te mbeten si pasqyre e karakterit te tij. Kur jemi te shtrenguar qe te pergjígjemi ne nonjé sharie qe esht bere kundra neve me fiale ose me shkrim, pergjigjia jone duhet te jete bujare dhe e matur, q' ashtu te duket ndryshimi midís karakterit t' one dhe t' ati qe çpifi kundra nesh. Zemrimin dhe hidherimin t' one munt t' a çfaqim fare bukur me fiale te forta dhe te zjarta, po jo te poshtera, duke treguar qe shtrengohemi te pergjigjemi me ate menyre jo se na pelqén, po nga nevoja qe te mpróhemi kundra sharieve dhe çpifieve te pa-udha.

Kurre nuk' duhet te shkrúajme nje letre te ketille pa u-mejtuar me gjakftohtesi; nuk' ka gje mé te rrezikeshme se ajó qe te shkruajme n' inat e siper. Kur kini qe te pergjigji ne sharie a ne çpifie, lire-ni me mire pergjigjien per diten e neserme, dhe, passi te flini ate nate, do te shekoni ne mengjes se sa u-ndryshuan mejtimet. Le te kemi kur-do-here ner ment qe fialet e thena me goje munt t' i marrim prape, po fialet e perdorura ne nje letre nuk' munt te fshihen, se i kemi shkrojtur me doren e vet.

## Disa Rregula per Letrekembim

Nje nga detyrat me te para te njeriut esht qe te kete rregull ne letrekembimin e tij. Nje letre tregetare ose shoqerore qe du-

het derguar sot, nuk' duhet lene per neser, se ahere munt te jete si kofini pas te vjelave. Per shembell, ne qofte se vonohet teper nje letre perhirimesh, ngushellimesh a falenderiesh, kur t' arrije do te kete humbur tere shien e saj.

Pas nje rregulli te pergjitheshem ç' do njeri duhet t' i pergjigjet sa me shpejt letres se tjetrit. Po sa do qe te vrapojme, le te kemi mendien t' a kendojme dhe nje here, se munt te kemi bere nonje gabim, ose munt qe kemi lene pa pergjigjie nonje nga pikat e letres qe po i pergjigjemi.

Per letrat me rendesi mbani me vehte dhe nje kopie ose nje permbledhie te shkurter qe, si do qe te ngjase puna, te dini se ç' kini shkrojtur.

Kur i shkruani letra nje te huaji prej te cilit pritni pergjigjoe, ahere mbyllni edhe pullen (stempen) e duhur bashke me adresen t' uaj.

Mos shkrúani kurre letra me plump (molive), se aý njeriu te cilit i shkruani nuk' ka kohe qe te shtjere me hyjte per te gjetur fialet e fshira. Perdorni kur-do-here ngjyre te mire, ne qofte se duani qe letra juaj te kendohet me kujdes dhe te merret ne sy.

Ngjyra (mellani) mé e mire qe munt te perdorni esht e zeza dhe manushaqja qe nuk' dalin dhe nuk' mbeten neper gishtrijnt' e kendonjesit. Bejne shume keq ata qe perdorin ngjyre te kuqe osé te gjelber a ç' fare do tjeter. Kuptoheni mire qe nuk' ka gje mé te shemtuar dhe te merzitur.

---

## Gjuha dhe Menyra e Shkrimit te Letres

---

Kur shkruani nje letre, mos haroni qe qellimi i saj esht qe t' i jepni tjetrit te kuptoje ato qe kini nderment ju vete. Perandaj duhet te mos merrni si mase diturine t' uaj, po merrni pike-se-pari ne sy ne munt t' a kuptoje gjuhen t' uaj kendonjesi i letres.

Perdorni fialet mé te njóhura ne letrekembimin t' uaj, dhe mos mundoji te tregoni dituri duke radhitur njeren mbi tjetren fiale

qe nuk' perdoren pergjitherisht. Fialet e rea i perdorni vetem per ata qe munt t' i kuptojne, dhe shkruani kur-do-here me kujdes dhe me gjuhe te kuptúarshme, duke marre ne sy qe nuk' ka fialetore shqip ku munt te kerkonje njeriu shpiegimin e nje fiale qe nuk' e kupton. Ne kete pike kemi vene re qe shume Shqipetarve u-pelqen nje gjuhe jo vetem e pa-kuptuarshme po edhe shume here fare qesharake, duke perdorur nje gjuhe pa nonje lidhie, te perziere me fiale te bera vete, me qellím qe te tregojne se jane te ditur ne gjuhen shqipe! Fundi esht qe tregojne se mendia e tyre esht e miegulluar, e mbushur plot me fiale pa lidhie dhe pa kuptim. Perdorni, pra, nje gjuhe t' embel dhe te kethiellte, gjuhen qe flisni, ne duani qe t' ju kuptojne kendonjesit t' uaj, dhe jo te merziten ose te qeshin. Shkurtoheni sa te muntni letren t' uaj dhe mos perseritni shume here nje gje.

---

## Sendet e Letrekembimit

Qe te jete e mbaruar dhe e pelqyer, nje letre duhet te kete gjithe sendet qe e bejne te bukur dhe te kéndeshme.

Neshtypja e pare qe merr njeriu nga nje letre esht pamia e saj e jashtme, dhe perandaj duhet te mundohemi qe plikoja (zarfi) te jete e paster dhe mbishkrimi i shkrojtur bukur.

Sa per karten qe duhet perdorur, nuk' ka gje me te keqe se ajo qe bejne disa Shqipetare, duke shkrojtur letrat e tyre mbi ç' do karte qe te gjejne perpara, shume here duke keputur flete nga deftere. Nje gje e ketille godít teper ligsht ne sy, me qe letreshkronjesi tregon qe nuk' e nderon as fare njerine te cilit i vete letra. Mundoji, pra, qe te shkruani mbi karte te mire te bardhe, pas zakonit.

Letrat per mbretin, princer, ministre, ambasadore dhe per ç' do njeri te larter shkruhen kur-do-here mbi karten mé te mire.

Qoft' e vogel a e madhe, letra duhet shkrojtur ne nje te tere kolle karte dhe jo ne gjysme, veç letrave tregetare.

## Shkrimi

Bukurshkrimi ose, mé ne funt, shkrimi i paster, esht nje nga sendet mé te nevojeshem per letrat, veçanerísht per letra zyrtare dhe tregetare. Radhet duhet te jene te rrégullshme, jo njera te hipe dhe tjetra te zbrese. Ne keté pike, mé e mira gje esht qe t' i shkruani letrat t' uaja mbi karte me vija, ne qofte se nuk' jini te sigurt qe muntni te shkrúani mire ne karte pa vija. S' ka gje me te shemtuar se prishia e radheve a e fialeve, njollat (leqete) e ngjyres mbi karten, dhe neneshkrimi qe nuk' kendohet dot, si edhe adresa.



# QYSH DUHET LIDHUR LIBRA

Me fialet e síperme kujtojme rregullat dhe formen qe duhet te kete nje letre. Pese jane piesat e letres qe duhen lidhur njera me tjatren.

*I.—DATA osé DITA*

Ne ç' do letre esht nevoje qe te vini diten e shkrimit, ose mé mire, te dergimit te saj. Data shkruhet ne krye te faqes se pare, me te djathte, ose ne funt kundréjt neneshkrimit, me te mengjer, a pak mé poshte se neneshkrimi, si pas shembelles se poshtme:

*Neneshkrimi.*

.......................

*Data* ..................

Ne letrat tregetare data vihet ne krye; ne letrat zyrtare ose kur-do-he- qe duam t' i bejme nder njeriut q' i a shkrúajme, data vihet ne funt, si pas shembelles se siperme.

*II.—TITULLI*

Pas dates, ne qofte se vihet ne krye, leme dy a tri radhe, dhe shkrúajme titullin, me anen e te cilit kallezojme cilsin' e ati nje-riu, ose vendin e tij ne shkallen shoqerore a zyrtare. Sikunder do te shohim mé poshe, kemi dy llojesh tituj: titull te gjate, dhe titull te shkurter. Titulli i gjate perdoret pergjithcrisht ne shkre-sat ose letrat zyrtare.

## Titujt e Ndryshme

Nga sa kemi pare ne marredheniet t' ona me Shqipetaret, perdorimi i titullit esht nje pike ku behen gabimet mé te medhenj prej bashkatdhetáreve t' one, gje q' eshte fare e ndjere po te mar-rim ne sy qe Shqipetaret kane mesuar vet-vetiu qe te shkruajne, pa marre nonje mesim shkollar. Ktu mé poshte, pra, po radhitim titujt e ndryshme qe munt te perdoren, pas rásteve.

Títulli i mbretit ɛsht *Madhɛrí* osé *Madhɛshtí.* Fiala *Madhɛshtí* na duket mɛ́ e drejtɛ dhe mɛ́ e posaçme, si do qɛ fiala *Madhɛrí* ɛsht pɛrdorur mɛ́ tepɛr gjer sot. E mira, pra, ɛsht qɛ tɛ mɛsóhemi tɛ gjithɛ tɛ pɛrdorim vetɛm títullin *Madhɛshtí,* i cili ɛsht njɛ me fialɛt "Majesté" dhe "Majesty" qɛ pɛrdoren nɛ gjithɛ gjúhɛrat Europeane. Pɛr títullin *Madhɛrí* do tɛ gjejmɛ mɛ́ poshtɛ njɛ vɛnt tjetɛr tɛ mirɛ.

Títulli i komposuar *Lart-Madhɛrí,* i cili ɛsht pɛrdorur shumɛ herɛ gjer sot, nuk' duket as fare i arɛsýɛshɛm, mbassí fiala *Madhɛrí* osé *Madhɛshtí* ɛsht shumɛ mɛ́ e lartɛr dhe mɛ́ e madhe se fiala *Lart* osé *Lartɛsí.* Títulli *Lartɛsí* u jepet pírncɛrve dhe princéshave.

Njɛ letrɛ pɛr mbretin duhet shkrojtur pas disá rrégulla tɛ vɛndósura pɛr kɛtɛ́ pikɛ. Nɛ Shqipɛrí nuk' u-vendós dot nonjɛ́ formɛ e kɛtillɛ, gjɛ qɛ munt tɛ bɛhet paskɛtáj. Zakoni i pranuar pɛrgjithɛrísht e do qɛ letra pɛr mbret tɛ shkruhet me kɛtɛ́ mɛnyrɛ:

Karta thyhet mɛ dysh dhe letra shkruhet n' anɛn e djathtɛ. Nɛ krye vihet títulli i gjatɛ, nɛ mes títulli i shkurtɛr, pas títullit lemɛ njɛ tɛ kátɛrtɛn tɛ bardhɛ, me njɛ mɛnyrɛ t' atillɛ qɛ nɛ faqen e parɛ tɛ shkruhen vetɛm tri a katɛr radhɛ, pas formɛs qɛ do tregohet kur tɛ japim shɛ́mbɛllat e letrave pɛr mbretin, (faqe 20).

Sikundɛr thamɛ mɛ́ sipɛr, trashɛgimtarit dhe bijve e bíjave tɛ mbretit u jepet títulli *Lartɛsí.* Bashkɛ me títullin *Lartɛsí* vihet dhe fiala *Mbretɛrore* pɛr princin trashɛgimtár, dhe letra pɛr 'té shkruhet pas formɛs sɛ letrɛs pɛr mbretin. Pɛr princɛt e tjerɛ, vendet e bardhɛ janɛ mɛ́ tɛ ngushtɛ.

Pɛr *Kryeministrin, Ministrit* dhe *Ambasadorɛt* pɛrdoret títulli *Shkɛlqesɛ,* dhe vendet e hapur tɛ letrɛs janɛ pak mɛ́ tɛ ngushtɛ se tɛ prínceve.

Pɛr *Gjeneralɛ, Amiralɛ, Konsuj,* dhe nɛpunɛs tɛ tjerɛ tɛ lartɛr tɛ qeverisɛ nuk' ka nonjɛ́ titull tɛ posaçmɛ. I vétɛmi titull qɛ na duket mɛ́ i mirɛ pɛr kta njerɛs ɛsht títulli *Zotɛrí.* Kɛtɛ́ titull,

i cili ka nje rendesí te madhe n' Anglí (Lordship), munt t'a perdorim, fundi i fundit, edhé per gjithe nepúnesit dhe officeret e qeverise. Títulli *Çquaresí* ose *Çquanjesí* nuk' ka zene nonjé vent te mire gjer sot, si do qe ka kuptimin e plotte te fiales *excellence* osé *excellency* e cila nuk' refén nonjé shkelqím, sikunder e kemi perkethyer neve, po vetem tregón se njeriu qe ka até titull esht i çquar, dhe jo gje tjeter.

Per *Senatoret* dhe *Deputate* perdoret títulli i *Ndéreshem* dhe jo gje tjeter.

Pas mendies s' one, Kryepishkópeve, Myftiléreve dhe Mitropolíteve duhet t' u jepet títulli *Madherí,* pas formes llatine, dhe jo *Shenjterí.* Ky titull i fundit i jepet vetem Papes se Romes.

Meshetáreve te feve te ndryshme shqiptare (Hoxhallare, Prifter, etj. etj.) munt t' u jepet títulli *i Perndéreshem.* Gjith' aý titull munt te perdoret edhe per varfet dhe baballaret.

Ne Shqiperí kemi vetem dy kllase fisnikesh; *Bej* edhé *Pashá.* Per kta zoterínj na duket se esht miaft t' u japim títullin *Zoterí* (Lordship), i cili u jepet dhe Lórdeve t' Anglise. Kur jane ne sherbím te qeverise, ahere u japim tí tullin e posaçem.

N' Europe, pas títullit te Princit, vijne me radhe edhé któ tituj: Duke, Marqís, Kont, Nenekont (Viskont), Barón, dhe Kalores. Disá nga kto tituj munt te hyjne ne pune edhé ne Shqiperí, se qeveria jone do te kete nevoje qe te threse organizatore Europeane. Kur t' u shkrúajme, pra, atyre njéresve duhet mos harojme edhé títullin e tyre.

Esht nje mungese e madhe fisnikerie qe munt te prishe shume pune, ne qofte se nuk' kujtohet títulli i seicilit. Títulli esht malli i nje njeriu qe nuk' munt te mos i a njohe tjetri.

Per njeres qe nuk' i njohim munt te perdorim kto thirrie: "I dashur Zot, i nderuar bashkatdhetár, i ndéreshem Zo."

Per miq dhe te áferme perdorim ketó thirrie: "I dashur mik, Mik i shtrenjte, Vellá i dashur osé I dashur vellá, I dashur kushe-

rí, I dashur dhe i nderuar im atє, E shumєdashur Nєnє osé Motrє," etj. etj.

## III.—PARЄTHЄNIA DHE TRUPI I LETRЄS

Parєthєnia vien pas títullit tє shkurtєr. Parєthєnia єsht hyria, fialєt e para qє pєrdorim duke nisur letrєn, sikundєr do tє duket mé mirє nє shémbєllєn e posaçme (faqe 20).

Pas parєthénies vien trupi i letrєs ku çfaqim atє́ qє duam tє bєjmє tє njohur te kєndónjєsi ynє. Letra duhet tє shkruhet sa mé shkúrtazi qє tє jetє e mundur; duhet tє jetє e kєthielltє, pa mejtime tє mjegulluar qє nuk' munt tє kuptohen, dhe e shkrojtur me fisnikєrí.

Mé poshtє po japim me radhє shémbєllat e ndryshme pєr nevojat mé tє shєnúara tє letrєkєmbimit. Ató letra janє vetєm shémbєlla prej tє cílave udhєhiqet letrєshkrónjєsi, dhe jo forma qє munt tє kopiohen fialє pas fiale, se ahere do tє bєhet njє gjє shumє qesharake.

## IV.—PASTHЄNIA

Pasthénia єsht paragrafi i fundit i letrєs me anєn e tє cilit çfaqim nderin, besnikєrinє, respektin, mirєnjojtien, dhe pєrgjithєrísht ç' do ndjenjє qє ushqejmє pєr kєndónjєsin e letrєs.

Nє pasthénien pєrdorim edhé njє herє títullin e shkurtєr, si pєr shembєll:

"Ju lutem, Zotєrí, tє pranoni tє fálurat e mia me nder", osé

"I lutem Shkєlqesєs s' Uaj tє mє ndiejє pєr mundimin qє i jap, dhe tє pranojє çfaqien e nderímeve dhe tє respektit t' im kundréjt Saj."

Pas parєthénies vijnє fialєt "miku juaj i besєs, sherbєtori juaj besník, subjekti mé i pєrunjur dhe mé besník i Madhєshtisє s' Uaj", si pas rásteve.

## ..V.—NENESHKRIMI

Pas te gjíthave qe kujtuam mé siper vien neneshkrimi i cili duhet te jete i mireshkrojtur kur-do-here.

Shume njéresve u vien mire t'a shtrembrojne emrin e tyre, duke hequr ca vija me te djathte, dhe me te mengjer, siper edhé poshte, te cilat e bejne emrin qe te mos kendohet dot. Atá njeres harojne qe kendónjesi i letres se tyre nuk' esht i detyruar qe te veje te pyese nonjé specialíst te neneshkrímeve, osé te hedhe me hyjte, per te gjetur se ç' emer fshihet ne mes te víjave shtrembanike. Nje njerí qe nuk' neneshkruan emrin e tij te qeruar esht sikúr thote: "Une jam nje njerí i humbur qe nuk' duhet te dale ne shesh emri im."

Kurre mos haroni qe te vini neneshkrimin t' uaj.

Po shume here jane disá njeres te tjere te cíleve u-pelqén qe te shkrúajne letra pa neneshkrím, letra *anonime*, sikunder quhen. Letrat e ketilla nuk' tregojne gje tjeter veç se qe shkrónjesi i tyre esht nje njerí qe ka turp dhe nuk' esht aqe burre sa te neneshkrúanje letrat me anen e te cílave mundohet qe te prishe qetesín' e te tjéreve.

Me gjith' até, letrat anonime munt te perdoren vetem ne nje rast te keq, kur duam qe te shpetojme nje njerí nga nje rrezík, dhe kemi frike se mos na marre lumi edhé neve bashke me 'té, ne qofte se del ne shesh ajó letre. Ne nje rast te ketille, po vetem te ketille, dergimi i nje letre esht nje vepre shpirtmiresie.

Po shume mé te liq se shkrónjesit e létrave anonime jane atá qe dergojne letra me emra te rema dhe te húaja. Shkrónjesi i nje letre te ketille esht, nje njerí i lik, dhe meritón ç' do perçmím nga njérezit e ndéreshem.

---

## Mbishkrimi i Plikos

Ne mes te plikos shkrúajme títullin e kendónjesit te letres, pas shkálles shoqerore osé zyrtare qe ka, duke kujtuar tí-

tullin osé nepúnesín' e tij, si pas fórmave qe do te shtrojme mé poshte.

Systemi Amerikán, q' esht teper i pelqyer, e dó qe te vihet edhé emri bashke me adresen e dergónjesit te letres, ne kendin (qoshen) e síperme me te mengjer, si pas shémbelles se poshtme:

| | |
|---|---|
| **P. S. LULO,**<br>**25 Udha Mbretresha Teuta,**<br>**KORCHE** | **Vendi**<br>**i Pulles**<br>**(Stempe)** |

Shkelqeses se Tij

Akif Pashe Elbasanit,

Minister i Puneve te Mbrendeshme,

DURRES

# PIESA E PARE

## Letra Zyrtare dhe Shoqerore te Ndryshme

## KRYE I

### LETRA KERKIMTARE, LUTJESORE (KERKESA)

Kur kerkojme nje gje me ane letre, ajó letre quhet *kerkimtare. Lutjesore* quhet letra me anen e te ciles lútemi duke kerkuar nje miresí, mprojtie, perkrahie, osé pune. Kto letra quhen pergjitherísht Kerkesa (arzualle). Gjuha e tyre duhet te jete e bute, e embel, plot dignitét, as shume kryelarter, sa teper e perunjur.

Ne kerkesat per te marre nje vent zyrtár osé ç' do pune qeveritare, kerkónjesi duhet te dergoje bashke me letren edhé dokumentat e duhura qe vertetojne se esht i zoti per até pune.

Letrat zyrtare me rendesí duhen derguar te rekomandúara (registered), per te mos ngjare nonjé ngatrím.

Letren e poshtme per mbretin po e shtypim pikerísht sikunder duhet shkrojtur, duke lene vendet e duhur te hapur. Gjith' ashtú, e ndajme edhé ne piesat e ndryshme prej te cílave perbehet ç' do letre, qe te kuptohet mé mire lidhia e tyre me njerajatren.

Vini re se n' anen e mengjer, ne krye te letres, perkundréjt títullit te gjate vihet edhé subjekti i letres me pak fiale. Ky rregull mbahet per gjithe letrat zyrtare.

## Shembell Letre Per Mbretin

NJE BABE KERKON NGA MBRETI FALJE PER TE BIRIN Q' ESHT DENUAR PER VDEKIE:

(Títulli i gjate) Madheshtise se Tij,

Mbretit te Shqipetáreve
Durres.

SUBJEKT.—*Kerkese e Duro Gjonit per te falur denimin per vdekie te dialit te tij Guri Gjoni.*

(Títulli i shkurter) Madheshtí,

(Parethénia) Duke ditur shpirtmadhesine dhe mireberiet e pa-númurta te Madheshtise s' Uaj, i neneshkrúari, nje babe i ngrate dhe i po-

tresitur, merr lirinε qε t' i sillet Kurorεs sε Larter tε Kombit Shqipetár nε kembet e tε cilεs shtron lutien e ziartε tε poshtme:

(Trupi i letrεs)

Gjykatorja Ushtεriake e Vlorεs, me vendimin e saj mε 15 Mars, denój pεr vdekie Guri Gjonin se u ish kundrεshtuar me armε nε dorε agjéntεve zyrtarε tε Qeverisε Mbretεrore, dhe Ministeria e Luftεs e vεrtetój até vendím.

Madheshtí,

Njeriu fatkéq qε do tε pεsojε até dením aqε tε tmeruar εsht diali im, dhe as qε mε mbetet ngushεllimi i hidhur se ndofta diali im ish i pa-fajshεm. Nuk' kam asnjé qarie kundra drejtεsisε sε Gjykatores Ushtεriake, porsá qε u-provua se im bir u-zu duke i u kundrεshtuar officérεve Mbretεrorε. Po, sikúr tε mé ishin pak mé mirε nε sy rasjet nεné tε cilat u-zu im bir, si edhé mosha e tij, dora e drejtesisε ushtεriake nuk' duhej tε binte aqe e rεndε mbi dialin t' im, i cili u-muarr me qafε prej tε tjerεsh q' e shtytnε tε mos i bindet úrdherit tε Policεs Mbretεrore.

Madheshtí,

Nje nga fuqite mé te medhá te Kurores esht e drejta qe ka per te falur fajet e subjékteve, dhe shpirtmadhesia e Madheshtise s' Uaj, qe plotesón punen e Drejtesise, me jep edhé nje shprese per shpetimin e dialit t' im. Perandáj, i lutem perunjesísht Madheshtise s' Uaj qe te tregoje dhe keté radhe meshiren e Saj Mbreterore dhe t' i fale dialit t' im denimin e tmeruar, duke marre ne sy se gjith' aý dialósh nuk' e kurseu gjakun e tij per nderin dhe lavdín' e Fronit te Larter te trashegimtarit te Gjergj Kastriotit ne gjithe lúfterat e funtme q' u-bene per te shiguruar Shtetin e Madheshtise s' Uaj.

(Pasthénia)

Mbetem me bindien mé te thelle, I Madheshtise s' Uaj subjekti mé besník dhe mé i perunjur,

*Duro Gjoni*

Vlore, 25 Mars, 1918,

21 Udha Gjin Bua Shpata.

---

## *KERKESE PER T' U DEGJAR PREJ MBRETIT*

Madheshtí,

Degjimi nga ana e Madheshtise s' Uaj esht nje privilégj aqe i math sa nuk' ka leje qe t' a kerkoje até nder ç' do njerí. Po, duke u-mbeshtetur ne shpirtmadhesine dhe ne miresít' e pa-númurta qe po perndán ner te gjithe subjektet e Saj Madheshtia Juaj, kuxój qe te lyp nderin e larter qe te degjohem per nje minute, duke dale perpara 'Saj.

Me respektin mé te thelle,

I Madheshtise s' Uaj subjekti mé besník dhe mé i perunjur

..................

Korçe, 11 Korrík, 1918.
15 Udha e Deshmóreve.

---

## *LUTJE MBRETERESHES QE TE MARRE NENE MPROJTJEN E SAJ NJE SHOQERI TE ZONJAVE*

Madheshtí,

Deshira qe te ndihmojme me fuqine t' one perhapien e diturise se shumeçmuar shtyu disá zonja perparimdáshese te qytetit t' one qe te formojne nje shoqerí aresimtare me emrin "Zâna". Qellimi i kesáj shoqerie esht qe te perkujdeset per pergjithesimin e aresimit ner vashat shqiptare, nenat e výera te brezit t' arthme.

Shoqeria jone duke realizuar fitimin e math qe do te vije nga perkrahia e nje programi te ketille te çfaqur ne kanunoren qe kemi vendosur, votój kryepari qe t' i lutet perunjerísht Mbreteresshes s' one t' adhuruar qe te marre nené Mprojtien e Saj te Larter keté shoqerí kombetare, duke ditur interesin e çquar qe tregón Madheshtia Juaj per ç' do levizie qe behet per mireqénien e subjékteve te saj.

Me shprese qe lutja jone do te mirepritet, ju lútemi, Madheshtí, qe te pritni çfaqien e besnikerise se pa-tundur te subjékteve
mé te perúnjura te Madheshtise s' Uaj.

Per Shoqerine "Zâna"

..................

---

## *KRYEMINISTRIT PER TE RI-EMERUAR NJE NEPUNES TE PUSHUAR PA-UDHESISHT*

Shkelqeses se Tij,

Kryetarit te Keshilles se Minístreve,

Durres.

Shkelqese,

Porsá q' u-formua Kabineti Mbreterór, Ministri i ahéreshem i Fináncave m' emerój Sekretár te Fináncave ne Prefekturen e Shkodres. Até vent e mbajta me nder dhe besnikerí gjer dy jave mé pare, kur m' erdhi pa pandehur úrdheri qe t' a le punen t' ime, se nje njerí tjeter qenkesh emeruar ne vendin t' im, pa dhene une asnjé shkak per nje pushím te ketille.

Me nje here i drejtova nje qarie Shkelqeses se Tij, Ministrit te Fináncave, duke i u lutur qe te me refente te paken aresyen per te cilen u-ndalova nga puna. Per fat shume te keq, duket se edhé Shkelqesa e Tij esht genjyer prej kallezimesh te reme, dhe perandáj po i drejtohem taní Shkelqeses s' Uaj, si Kryetár te Qeverise Mbreterore, me shprese qe do te kini miresine te pyetni per shkakun e pushimit t' im. Certifikatat qe po mbyll ne keté letre do te provojne, Shkelqese, se punen t' ime e kam bere kur-do-here me zelin mé te math dhe te vétemen gje qe kam patur para sysh ka qene mbushia besnike e detyres qe me kish ngarkuar Qeveria jone e nderúarshme.

Mbesój pa fare dyshimi, Shkelqese, qe do t' i jepni te drejten atí q' i merítón, dhe me até bindie te pa-tundur i lutem Shkelqeses s' Uaj qe te pranonje qe perpara falenderiet e mia nga thellesia e zemres.

Sherbetori Juaj besník dhe i bindur.

Shkoder, 21 Gusht, 1918. .................

31 Rruga Vaso Pashe.

---

SHENIM.—Rregullimi i ri per shkresat zyrtare esht qe títulli i gjate te vihet ne funt te faqes se pare dhe jo ne krye.

---

*MINISTRIT TE PUNEVE TE MBRENDESHME; KERKESE PER PUNE QEVERIE*

Shkelqese,

Duke mesuar se ne Ministerine t' Uaj kerkohen disá shkronjes, i neneshkrúari merr nderin qe t' i benje nje lutie Shkelqeses s' Uaj qe te me numeroni si nje nga kandidatet per ató zyra.

Esht e vertete, Shkelqese, qe deshira dhe zeli im i math esht nje sigurím qe nuk' do te mbetem as fare pas nga shoket e mij. Nga ana tjeter, punen e shkrónjesit e kam njojtur qe prej shume kohe n' Amerike ku sherbeva per nje kohe te gjate si Sekretár ne disá Dege te Federates Panshqipetare "Vatra", per te cilin sherbím po ju mbyll ktu brenda certifikatat qe kam marre, si edhé dokumentat e tjera qe provojne se jam i zoti per punen e shkrónjesit. Até pune munt t'a benj kudó qe te me urdheroje Shkelqesa Juaj, po do te jem thellesísht mirenjohes te Shkelqesa Juaj sikúr te me dergonit ne krahinen e Vlores.

Duke shpresuar se deshira ime e ziarte qe t' i sherbénj edhé

une me fuqine t' ime Qeverise Kombetare do te mirepritet, ju lutem, Shkelqese, qe te pritni çfaqien e respektit t' im mé te thelle,

Me bindie te plotte,

..................

---

SHENIM.—Forma e kesáj shkrese munt te perdoret per gjithe kerkesat q' u drejtohen Preféketve, Nenepreféktеve, dhe gjithe nepúnesve te larter qe kane te drejte t' emrojne shkronjes osé nepunes te vegjel.

---

*MINISTRIT T' ARESIMIT; Lutje per te vezhguar shkakun e pushimit te nje mesónjesi.*

Shkelqeses se Tij,

Ministrit t' Aresimit,

Durres.

Shkelqese,

Lumteria qe ndieva kur m' u-ngarkua barra e rende po e ndéreshme e mesónjesit ne Shkollen Filltare te Gjinokastres, m' ukethye ne hidherím te pa-treguarshme kur morra nje letre nga Inspektori i Aresimit te Prefektures se Gjinokastres, z. S. K., me anen e te ciles me ben te njojtur qe duhet t'a le punen t' ime.

U-habita teper kur kendova até letre te pa-pritur, jo aqe shume se pushóhesha nga puna po mé teper se aresyet e pushimit qe tregón z. Inspektór nuk' kane asnjé themel. Mbeso-me-ni, Shkelqese, qe nuk' do te hidheróhesha as fare per pushimin t' im, po perkúndrazi do te gezóhesha po te gjendej nonjé shkak i vertete per nje pushím t' atille. Do te gezóhesha duke shekuar se qeveria jone e nderúarshme nuk' do qe te mbanje ne sherbím te kombit njeres

tɛ pa-zott, po si munt tɛ mos hidherohem kur shɛkónj qɛ njɛ nɛpunɛs plot zel dhe dashurí pɛr punɛn e tij merret mɛ qafɛ me disá kallɛzime tɛ pa-themeltɛ?

Si pɛrgjigjie, pra, n' arɛsyet qɛ tregón z. Inspektór i Arɛsimit, po i dɛrgónj Shkɛlqesɛs s' Uaj certifikatet authentike tɛ nɛnɛshkrúara prej Drejtorit tɛ Shkollɛt s' onɛ dhe prej njɛ shumice prindɛrsh qɛ kanɛ çmuar punɛn dhe zelin t' im.

Duke qenɛ i bindur te drejtɛsia e Shkɛlqesɛs s' Uaj dhe duke shpresuar qɛ do t' a vɛshgoni punɛn t' ime me pa-anɛsí,

Mbetem me respektin mé tɛ thellɛ,

Gjinokastrɛ....... Shɛrbɛtori Juaj besník dhe i pɛrunjur.

---

*DREJTORIT TƐ BUJQƐSISƐ; Lutje pɛr ndihmɛ pɛr tɛ mɛsuar n' Europɛ:*

Zoti Drejtór,

Duke hedhur sytɛ nɛ fushat piellore tɛ Shqipɛrisɛ qɛ po presin me krahɛ hapur lérimin e tyre me systém dhe diturí qɛ tɛ japin pemɛt e tyre tɛ plotta, njɛ dɛshirɛ e madhe ɛsht ngjallur prej kohe nɛ zɛmrɛn t' ime. Ajó ɛsht dɛshira qɛ t' i vihem punɛs sɛ nderuar tɛ bujkut nga mieshtɛria e tɛ cilit varret lumtɛria e mbréndɛshme dhe indepenedenca ekonomike e Shtetit t' onɛ.

Kam pritur gjer sot rastin e mirɛ, dhe jam mundúar me tɛrɛ fuqinɛ t' ime qɛ t' a krioj até rast, pɛr tɛ vajtur nɛ nonjé Shkollɛ Bujqɛsore t' Europɛs pɛr tɛ mɛsuar mɛnyrat e rea tɛ lɛrimit tɛ dheut, po nuk' ka qenɛ e mundur qɛ tɛ realizohet dɛshira ime, nga shkaku i hárxheve tɛ rɛnda qɛ duhen pɛr mɛsime tɛ kɛtilla. Pɛrandáj vinj taní te Zotɛria Juaj me lutien e nxehtɛ qɛ tɛ kini mirɛsinɛ tɛ mɛ siguroni njɛ ndihmɛ tɛ miaftɛ nga arka e Shtetit q' ashtú tɛ munt tɛ marr ató mɛsime, me konditat qɛ do tɛ mɛ verɛ Zyra Juaj, duke qenɛ i sigurt se fitimi qɛ do tɛ vijɛ nga ajó

ndihmɛ do tɛ jetɛ shumɛ e shumɛ mé i math se sa suma qɛ do tɛ prishet pɛr njɛ qɛllím tɛ kɛtillɛ.

Me shpresɛ qɛ lutia ime e pɛrunjur do tɛ merret nɛ sy,

Mbetem me bindien mé tɛ thellɛ,

---

*MINISTRIT TƐ LUFTƐS; Lutje pɛr tɛ ndihmuar njɛ grua tɛ ve kombɛtare:*

Shkɛlqesɛ,

Im shoq ... gjeti vdekien e trimit nɛ lúftɛrat e funtme kundra armiqve shekullorɛ tɛ Kombit t' onɛ, duke lɛnɛ prapa tij gruan e vet dhe tre fɛmijɛ tɛ vegjɛl.

Me qɛnɛ, pra, se nuk' kam asnjé mbɛshtetie tjetɛr, shtrɛngohem qɛ tɛ lyp pɛrkrahien e Shkɛlqesɛs s' Uaj, pɛr mua dhe pɛr fɛmijɛt jetime t' atí qɛ dha jeten e tij pɛr tɛ siguruar tɛrɛsín' e Shtetit t' onɛ.

Me shpresɛ qɛ lutia e njɛ tɛ veje fatkeqe dhe tɛ varfɛr do tɛ mirɛpritet,

Mbetem me bindie tɛ plottɛ.

---

*KOMANDANTIT TƐ GJENDARMƐRISƐ; KƐRKESƐ PƐR T' U-EMƐRUAR SI GJƐNDARMƐ.*

Zotɛrisɛ sɛ Tij,

Komandantit tɛ Gjɛndarmɛrisɛ,

Berat.

I nderuar Zoti Komandánt,

I nɛnɛshkrúari, ndɛnjɛs i qytetit Pɛrmét, marr nderin t' i bɛnj tɛ njojtur Zotɛrisɛ s' Uaj qɛ kam dɛshirɛ tɛ madhe tɛ pranohem si njɛ gjɛndár nɛ grigjɛn (taborin) t' uaj, nɛ qoftɛ se gjendet

nonjé vent i hapur. Vehten t' ime e quanj te zotin per keté pune me qe kam sherbyer shume kohe n' ushterí, dhe ndienj nje zel te math per te mbushur ploterísht detyrat e mia.

---

*MINISTRIT TE PUNEVE TE JASHTME; PER TE KERKUAR LAJME PER NJERI QE VDIQ NE MERGIM.*

Shkelqese,

Velláj im, S. L., tregetár, shkoj ktu e dy vjet mé pare, ne Maj 1916, per n' Amerike, dhe zuri pune ne Worcester, Mass., duke hapur nje dyqán pemesh.

Disá dit mé pare mesuam qe vdiq ktu e nje muaj e gjysme, pa marre as nje lajme per mallin qe la. I lutem teper, pra, Shkelqeses s' Uaj qe te kini miresine te merrni lajmet e dúhura per vdekien dhe kamien e tij.

Pritni, ju lutem, Shkelqese, sigurimin e respektit t' im te thelle,

Me bindie te plotte,

..................

---

*MINISTRIT (ambasadorit) TE SHQIPERISE NE WASHINGTON; QARJE KUNDRA QEVERISE AMERIKANE.*

Shkelqese,

Ne kohen q' u-shkel Shqiperia, me rastin e luftes europeane, i neneshkrúari u-shtrenguash qe te vinj n' Amerike, dhe, duke marre ne sy qe nuk' kishim as nje qeverí e cila te na mpronte, e gjeta per mire qe te marr kartrat e para te qytetarise amerikane.

Taní mé se fundi po i shekónj pasimet e gabimit qe bera duke u-shtrenguar prej rásjeve te keqe. Tre dit mé pare, Qeveria Amerikane me dergón nje lajmerím me anen e te cilit me therrét qe te

mbush detyren t' ime ushteriake kundréjt Shtéteve te Bashkuar. Nje kopie t' atí lajmerimi do t' a gjeni ktu brenda ne keté letre.

Ju lutem teper, pra, Shkelqese, qe te kini miresine te beri perçapiet e dúhura tek Sekretari Amerikán i Púneve te Jashtme per te çkoklavitur çeshtien t' ime, me qe desherónj te mbetem subjékt besník i Madheshtise se Tij, Mbretit te Shqiptáreve.

Me shprese qe Shkelqesa Juaj do te doje te perkrahe te drejtat e nje qytetari Shqipetár,

Mbetem me bindien dhe respektin mé te thelle,

---

*KONSULLIT TE SHQIPERISE NE NEW YORK; KERKESE PER TE MPROJTUR TRASHEGIMIN E VELLAJT TE VDEKUR*

Zoti Konsull,

Nje jave mé pare, velláj im, D. R., vdiq ne keté qytét duke lene si trashegím nje dyqán, dhe duke emeruar mua si mprojtes t' atí malli. Po, pa pandehur, dy dit pas vdekies se tij, arrijti mareshali i Gjykatores se qytetit t' one dhe e vulosi dyqanin duke mos marre ne sy as fare deshirat e funtme te vellájt t' im te vdekur.

Perandáj, i lutem Zoterise s' Uaj qe te kini miresine te merrni masat e dúhura per te mprojtur te drejtat dhe deshirat e funtme te nje subjekti Shqipetár, duke marre ne sy edhé demin qe vien nga mbyllia e dyqanit.

Me bindie dhe respékt te plotte.

---

*NJE NJERIDASHESI TE PASUR; LUTIE NDIHME PER TE VAJTUR NE SHKOLLE.*

I nderuar Zot,

Miresite qe kini bere gjer sot dhe ndienjat t' úaja te larta per ç' do gje qe perkét perhapien e aresimit ner dielmurine shqipetare, me japin kuximin qe t' i drejtónj nje lutie shume te nxehte Zoterise s' uaj.

Qe prej kohe jam diegur prej deshires se ziarte qe te shvillónj mendien t' ime me diturí mé te larter, duke vajtur ne nje shkolle te madhe, mburimet e te ciles vetem munt te shúajne etjen e shpirtit t' im.

Po per fat te keq, ndalimi kundra te cilit jam penguar kurdo-here ka qene gjendia ime financiare e cila nuk' esht miresuar me gjithe perpiekiet e mia te gjertanishme. Nga ana tjeter, perkrahia qe munt te me japin prinderit e mij esht krejt e pa-miafte.

Do t' ish, pra, nje rilindie per mua sikúr te gjendej nje njerí aqe bujar dhe zemer-math i cili te me sgjate doren e ndihmes fisnike me perkrahien e te ciles do te muntnja te mbush deshiren t' ime te ziarte. Me ngushellimin e nje mejtimi te ketille, po vinj te Zoteria juaj me shprese qe munt te jini aý njeriu shpirtmath dhe fisník, kundréjt te cilit do te jem mirenjojtes gjer ne funt te jetes s' ime, miresimin e te ciles do t' ia detyrónj vetem Zoterise s' uaj.

Duke ju lutur dhe nje here qe te kini miresine te merrni ner sy lutien t' ime te ziarte dhe te me ndieni per kuximin t' im,

Mbetem me respektin me te thelle,

---

*NJE NJERIU TE NJOJTUR PER TE KERKUAR NJE HUA.*

Interesi dhe simpathia me te cilat me kini nderuar kur-do-here, me japin kuraje qe te drejtohem tek ju dhe t' ju benj nje lutie te madhe.

Pas pese-mbe-dhjete dit jam i detyruar qe te paguanj nje chek prej 50 napolonash. Sa do qe jam munduar, nuk' ka qene e mundur qe te gjenj nonjé menyre per te siguruar sumen e duhur ne diten e shenuar, duke marre ne sy se fare pa-pandehur jam ne nje gjendie te ngushte dhe nuk' munt te jap as nje sigurí materiale per nje hua te ketille. Vetem nje mik gjendet i cili munt te kete ne mua mbesím aqe te math sa te me húaje até sume, dhe n' esht

se munt t' a beni até gje munt te jini i sigurt qe do te me beni nje te mire qe nuk' do t' a harój dot as lehte as shpejt.

E them se me gezím vendosa qe te mbeshtetem ne ndienjat dhe miresine t' uaj; per nje minute, morra frike se mos miqesia jone me te cilen me nderoni pandehej si vegel per te siguruar interesat t' ime vehtiake; po pas pak e largova até dyshím, duke mbesuar qe kurre nuk' do te dyshoni per sinqeritetin dhe kethiellesín' e simpathise s' ime per ju, e cila u-lint ne nje kohe qe nuk' e kisha as fare ner ment se munt te vinte nje dite qe te kerkonja ndihmen t' uaj financiare.

Perandáj, kuxój qe t' ju lutem, o mik i nderuar, te me dergoni, n' esht e mundur, sumen e síperme per te cilen do te ve tere fuqine t' ime qe t' ju a kethénj ne nje osé dy muaj, te shumen.

Po dhe ne qofte se nuk' do te muntni qe te me jepni keté ndihme kaqe te nevójeshme, munt te jini i sigurt qe ndienjat t' ime kundréjt jush nuk' do te ndryshohen as fare.

Me bese e dashurí.

---

## *PERGJIGJIE E PA-KENAQESHME*

Nuk' munt t' a merrni me ment se sa me ka erdhur keq kur i peshova te gjitha dhe vura re me hidherím qe nuk' esht e mundur qe t' ju benj até ndihme te vogel, me gjithe deshiren e madhe qe kam qe te forcónj miqesine t' one edhé me prova materiale, ne nje kohe qe jini ne nje gjendie aqe te ngushte.

Po, me gjith' até, ndofta miku yne i bashket Z. P. esht ne nje gjendie mé te mire financiare qe munt t' ju benje até te mire, ne qofte se i drejtoji.

Sidomós, i dashur mik, munt t' ju sigurónj se ne gjeça nonjé rast tjeter qe t' ju benj nonjé lehtesí, pa dyshím qe do te jap proven e deshires s' ime te mire.

Duke shpresuar qe nuk' do te dyshoni as fare per deshiren t' ime dhe qe do te me quani prape si nje nga miqte t' uaj me te mire,

Mbetem me bese e dashurí

....................



# KRYE II.

## Letra Ngjatjetore

---

*Ngjatjetore* quhet letra me anen e te ciles çfaqim mirenjojtien dhe falenderiet t' ona per sa *miresí, sherbime, dhe perkujdesie* qe kemi patur nga nje njerí.

Rrégulli i pergjítheshem e dó qe letra ngjatjetore te dergohet me kohe dhe pa voním, q' ashtú te duket se mirenjójtesi ndien nje nevoje te mbréndeshme per te çfaqur sa mé shpejt mirenjojtien e tij.

*Dedikimi* osé *falia* e nje libre a e ç' do vepre tjeter per kujtimin e nje burri te shenuar a te prínderve a te ç' do mirebéresi, me anen e nje letre, esht edh' ajó nje menyre per te çfaqur mirenjojtie osé falenderie.

Miqve dhe farefisit qe na pritne ne gostí, duhet t' u shkrúajme porsá qe te ndáhemi nga atá, duke i u çfaqur falenderiet t' ona, qe t' i kujtojme qe nuk' i haruam miresít' e tyre.

Sa e lehte q' esht nje letre e ketille ngjatjetore, aqe dem te math munt te sielle ne qofte se nuk' marrim mundimin qe t' a shkrúajme, se, duke mos mbushur nje detyre kaqe te lehte, do te tregóhemi qe jemi njeres jo fisnike dhe mirenjojtes, dhe munt te béhemi shkak qe te shkaketohet nje miqesí e çmuar.

### DEDIKIMI

*Dedikim* quhet beria osé falia e nje vepre per kujtím te nje njeriu kundréjt te cilit ndiejme nje mirenjojtie, osé kur duam qe t' i bejme nder. Per shembell, nje monumént i bere per Mbretin

t' one te shkelqyer, Gjergj Kastriotin, dedikohet osé falet per kujtimin e tij. Shembell dedikimi esht edhé kio libre e cila i esht falur ates se shkrimtarit, si shenje mirenjójtieje per therorite qe beri duke e derguar ne shkolle.

Ktu mé poshte po botojme dy dedikime te fámeshem. Dedikimi i dyte u-be me goje prej Presidentit te fámeshem t' Amerikes, Abraham Lincoln, ne sheshin Gettysburg, per kujtím te búrrave trima qe luftuan per independencen e Amerikes. Keté dedikím e botojme si prove te madheshtise dhe lartesise mendore t' atí burri te shkelqyer, si do qe nuk' esht ne forme letre.

---

*LETRA E FILOSOFIT PASCAL PER MBRETERESHEN E SUEDISE, CHRISTINEN, DUKE I DEDIKUAR NJE NGA VEPRAT E TIJ:*

Madheshtí,

E di qe Madheshtia Juaj esht e ndrituar dhe e ditur, dhe gjith' ashtú, e forte dhe shpirtmadhe. Kio esht aresya qe me bindi t' i drejtohem Madheshtise s' Uaj per mbi ç' do tjeter princ. Adhurónj shume mé teper atá qe kane vlefte te larter, se sa atá qe kane vetem tituj te shkelqyer, emer te lavderuar, stergjyshe te fámeshme, dhe fat te ndrituar.

Fuqia e mbréterve per mbi subjektet e tyre me duket vetem si nje pikture e pa-mbaruar dhe e erret e fuqise qe ka mendia e larter mbi mendiet mé te dóbeta. Forca qe kane filosofet per te bindur dhe per te mesuar esht aqe e madhe sa ç' esht forca e qeverise. Sa do i forte, sa do i tméreshem qe te jete nje monárk (mbret), lavdia e tij esht fare e dobet ne qofte se nuk' ka mendie te shkelqyer. Nje subjékt i varfer, qe nuk' i esht degjuar emri, po i cili mbeshtetet vetem ne virtytet e tij, esht mé i larter se pushtimtari i dheut.

Perandáj, o Mbretereshe, Princeshe pa shoqe, me qe mendia

jote esht mé e larter se shkalla jote, mbreteró mbi gjithesine, se ajó esht Shetti yt.

Subjektet t' ent jane te díturit dhe te mesúarit. Me çudí le te degjojne atá qe mbreterojne q' e bija e Gustavit dhe trashegimtarja e tij, esht shpirti i te díturve, dhe shémbelle a mbréterve.

---

## *ABRAHAM LINCOLNI DEDIKON QEMITIRIN KOMBETAR NE GETTYSBURG, ne kohen e luftes civile (kryengrities) amerikane:*

---

Tete-dhjet' e shtate viete mé pare, stergjyshet t' one prurne ne keté kontinént (toke) nje komb te ri, te lindur ne lirí, dhe te falur ne principin qe gjithe njérezit jane kriuar si nje e nje.

Sot e kesáj dite i jemi perveshur nje lufte te madhe civile, e cila do te tregonje n' esht se ky komb, osé ç' do komb tjeter, i lindur ne lirí dhe i falur n' até princíp, munt te kete nje jete te gjate.

Jemi mbledhur ketí çasti ne nje fushe te madhe beteje t' asáj lufte. Kemi erdhur te dedikojme nje piese te kesáj fushe si vendin e prehies se funtme per atá qe dhane jeten e tyre ketú me qellím qe t' i japin jete ketí kombi. Esht nje gje shume e ráseshme dhe e pelqyer qe te bejme nje dedikím te ketille.

Por, ne nje kuptím mé te gjere, nuk' munt te dedikojme, nuk' munt te pershenjterojme, nuk' munt te remijme keté toke.

Burrat trima, te gjalle dhe te vdekur, qe kane luftuar ne keté vent, e kane perhsenjteruar mé mire se sa munt te shtoje osé te pakesoje fuqia jone e dobet. Bota nuk' do t' i vere re aqe shume ató qe po themi neve taní ne keté vent, po kurre nuk' ka per te haruar burrat qe vdiqne ktu. Do te jete mé mire qe neve, te gjallet, t 'i dedikohemi punes se pa-mbaruar te cilen e perparuan aqe fisnikerísht atá te vdékurit me gjakun e tyre. Do te jete mé mire qe t' i dedikóhemi neve punes se madhe qe mbetet perpara nesh; qe te fi-

tojme prej ktyre te vdékurve te nderuar nje desherím mé te math per até çeshtie, per te cilen atá dhane masen e funtme te plotte te desherimit; qe te tregojme kryelartesísht ktu, ne keté vent, q' atá te vdekur nuk' kane vdekur me kot; qe ky komb, nenē Perendine, do te gjeje nje lindie lirie te re, dhe qe qeveria e pópullit, prej pópullit, dhe per pópullin, nuk' do te shduket nga faqja e dheut.

---

*NGJATJETIM MINISTRIT*

Nuk' esht e mundur per mua qe te çfaq ndienjat e mirenjojties qe mbytin shpirtin t' im per sa miresí qe me kini bere gjer sot, dhe veçanerísht per emerimin t' im te funtme, me anen e te cilit me shpetuat nga nje gjendie shume te keqe.

Vetem Zoti i larter munt t' i shperbleje mireberiet e njéres-ve shpirtmedhénj, emri i te cíleve ka per te mbetur i pa-harúarshem.

Duke mos mundur, pra, qe te çfaq me fiale falenderiet e mia per miresít' e pa-númurta, pushónj, Shkelqese, duke i u lutur Zotit te larter qe t' ju fale jete te gjate dhe lumterí.

---

SHENIM.—Gjithe kio forme munt te perdoret, me disá ndryshime, ne letrat ngjatjetore per atá qe na kane bere nonjé miresí te shenuar.

---

*MESONJESIT; Falenderie prej Ates se Nxénesit bashke me nje Dhurate.*

---

Vetem si nje prove te vogel te mirenjojties s' ime te thelle per mundimet t' úaja fitimprúrese qe kini bere per aresimin e plotte te dialit t' im, po ju dergój nje ore (saát) te florinjte, duke ju lutur qe t' a pranoni me miredashie.

Perparimet e dialit t 'im ne mesimet, sa kohe q' ish nené perkujdesien t' uaj, meritojne shperblime mé te çmuar. Po per fat te keq, fuqia ime nuk' i pergjigjet dot deshires s' ime te madhe, dhe perandáj, jam i shtrenguar qe te plotesónj até shperblím vetem me fiale mirenjójtieje, gjer sa te munt t' i shperbléj pas merites (vleftes) se tyre.

Zotit te larter i lutem qe t' ju rúaje me shendét dhe te lumtur per te miren e dielmurise.

---

*PERGJIGJIA E MESONJESIT*

Perparimi i dialit t' uaj i detyrohet mé teper sgjuaresise dhe mundímeve te tij se sa perpiékieve te mia. Me gjith' até, ju falem nderit teper per dhuraten qe me derguat dhe per fialet t' úaja te búkura.

---

*FALENDERIE MIEKUŢ (Doktorit):*

Nuk' di se me ç' menyre te çfaq mirenjotien dhe kenaqesine t' ime per gjithe perkujdesiet dhe sherbimet t' uaj te pa-lódhura me te cilat me shpetuat jeten.

Mireberia juaj esht prej atyre vlefta e te cílave nuk' munt te çperblihet me asnjé menyre.

Me gjith' até, po ju dergój bashke me keté letre nje sume te hollash te cilen une vete nuk' e quaj si nje shperblím te miafte, po vetem si nje prove te mirenjojties s' ime, e cila do te mbetet e pa-ndryshuar dhe ne kohen e arthme.

Mbetem kur-do-here mirenjojtes,

## *KETHIMI I NJE HUAJE (borxhi):*

Ne keté lerte po ju mbyyll nje chek prej 50 napolonash per mbi Banken Kombetare, duke ju lutur qe t' i pranoni bashke me falenderiet t' ime te perzémerta, per miresine qe me bete duke me dhene até hua, pa te cilen nuk' e di se ç' do te kish ngjare. Jo vetem húaja po edhé menyra fisnike dhe e pa-vonuar me te cilen m' i dhate, ngjallin ne zemren t' ime nje mirenjojtie édhe mé te thelle.

Duke ju kethyer keté hua ndienj qe nuk' e kam shperblyer fare borxhin t' im tek ju. Pres vetem rastin e mire qe t' ju provónj se nuk' munt t' a harój miresine t' uaj.

---

## *FALENDERIE PER MIREPRITIE*

Me anen e kesáj vrapój qe t' ju çfaq falenderiet e mia per pritien fisnike qe me bete juve dhe femija juaj e nderuar. Do t' i mbanj ment kur-do-here si çaste shume te lumur te jetes s' ime ató ditet e búkura qe shkova ne mes t' uaj. Ishin dite plot lumterí, gezím, edhé defrím te sinqerte. Edhé taní qe muarre funt, ndienj nje hapesire ne zemren t' ime.

Kini miresine, mik i dashur, t' i paraqitni falenderiet t' ime te perzémerta femijes s' uaj te nderuar.



## KRYE III.

### Letra Ankimtare dhe Qertimtare.

Njéresve te larter osé ne nje shkalle me neve u bejme *qarie* osé *ankime;* dhe njéresve qe gjenden ne nje shkalle mé te unjter u drejtojme *qertime,* se nuk' kane mbajtur zotimet osé nuk' kane mbushur detyrat e tyre, osé jane sielle ligsht.

Letrat qe dergojme me qellím te ketille duhen shkruar passí te mejtóhemi thelle dhe me gjak te ftohte, duke mos perdorur fiale te renda dhe ca mé teper sharie. Edhé kur i u shkrúajme sherbetóreve osé punetóreve osé diemve t' one, dhe atyre qe na kane bere nje te keqe, nuk' duhet kurre qe te largóhemi nga gjuha fisnike dhe te perdorim fiale trashanike.

*QERTIM PER NJE MIK QE NUK' SHKRUAN:*

Te kam shkrojtur dy here pa marre nonjé pergjigjie, dhe nuk' di se ç' esht shkaku i heshties s' até. Shume here u-mejtova se mos ishe i semure osé ke pasur shume pune, po miku yne A. D. me tha se asnjé nga ketó te dyja nuk' esht e vertete.

Do te te qertonja ca mé teper, po kam frike se ndofta ke rrene pas nonjé pune shume te madhe qe nuk' te le te kujtósh miqte t' ent, dhe ahere munt te mbétesha une ne balte. Po ne qofte se nuk' qendrón ne detyrat e miqesise, ahere le gjykates vetedijen t' ende.

Ne dó, pra, qe te shpetósh nga ketó ankime te drejta, ahere vrapó te pergjigjesh te paken ne keté letre, qe te qetesohem.

Te perqafónj me mall te math.

## NJE TJETER SHEMBELL

Me duket se nuk' e di se sa me kenaqin letrat t' ende, dhe perandáj nuk' dó qe te shkruash dendur.

Esht' e vertete, dhe e di, qe ke shume púnera, po e di edhé qe ke miaft kohe sa te gezósh edhé nje mik me nje letre. Nuk' paskam valle nje vlefte aqe te vogel, sa te humbáç edhé disá pak minuta per mua? Nuk' je ti aý qe m' u-zotove qe do te me shkrúanje me rregull?

Po mesónj qe ke zene miq te rinj, dhe urónj qe te te duan me aqe besnikerí, si ç' te kam dashur une. Nuk' jam as fare zilár, po perkúndrazi gezohem se tregohesh aqe i dashur per te tjeret sa edhé per mua.

Kur ike di ç' te kisha porositur qe te me dergonje, po duket se porosia u-harua bashke me porosítesin.

Me gjith' até, nuk' te kam asnjé merí, po vetem te lutem qe te mos jesh aqe i shtrenjte ne letrat t' ende, ne dó qe te mos dyshónj per miqesine t' one.

---

## PERGJIGJIE E SINQERTE.

Ke te drejte te me qertósh, po jo edhé te vesh ne dyshím miqesine t' one, se, n' esht qe nuk' te shkruanj dendur, ajó s' do-methene qe nuk' te dua mé, osé te kam haruar.

Nuk' do te nxierr per shkak as punera te shuma, as nonjé semundie, as nonjé nga ató shkaket e tjera qe nxierrin perpara atá qe duan te fshehin te verteten, ne vent qe te çfaqin punen si ç' esht.

Eh pra, o mik i dashur, une te them te verteten lakuríq, dhe ajó esht qe jam bere teper i pertuar qe kur se kam ardhur ne keté qytét. Ç' te te shkruanj? Te te them qe rronj mire dhe dergjem tere diten? Po e drejta esht qe kam frike se mos behem mé i pertuar, duke ndenjur keshtú. Me gjith' até, te sigurój qe pasketáj

do tɛ tɛ shkruaj mέ dɛndur, n' ɛsht se edhé ti mέ shkruan mέ gjatɛ.

Duke tɛ kɛrkuar ndiesɛ pɛr heshtien t' ime tɛ gjertanishme, tɛ lutem tɛ mbesósh qɛ nuk' ke tjetɛr mik mέ tɛ dashur dhe mέ besník se mua.

---

*QƐRTIM PƐR NJƐ MIK Q' U-LARTƐSUA.*

Me mos-besím dɛgjonja gjithɛnjέ qɛ lumtɛria prish nga nonjέ herɛ edh' ató zemrat mέ fisnike, po qɛnka shkrojtur, pɛr fat tɛ keq, q' ajó gjɛ tɛ vertetohet edhé pɛr mikun t' im tɛ dashur.

Lavdia e mallkuar, pra, aqɛ e paska errɛsuar mɛndien t' ɛnde, sa tɛ harósh mikun t' ɛnt tɛ shtrenjtɛ? Duke siellɛ nɛrmέnt rasjet e ndryshme tɛ jetɛs s' onɛ dhe veçanɛrísht fatkeqɛsitɛ edhé rreziket qɛ na bɛnɛ t' i betóhemi njɛri-jatrit miqɛsí tɛ pɛrjetɛshmɛ, edhé nuk' munt qɛ tɛ mbesój se je verbuar aqɛ shumɛ prej lavdisɛ sa tɛ mɛ harósh fare.

Miqɛsia, o mik i dashur, kio lidhie e shenjtɛ e dashurisɛ se kɛthielltɛ, duhet tɛ ushqehet me letra, kur miqtɛ janɛ lark njɛri-jatrit. Me tɛ vertetɛ mɛ vien keq pɛr keté ndryshimin t' ɛnt tɛ pa-pandehur, po nuk' munt edhé tɛ tɛ mohój. Pɛrkúndrazi, gɛzohem pɛr lartɛsimin dhe i lutem Zotit qɛ tɛ tɛ kujtojɛ mos i harósh miqtɛ t' ɛnt.

---

*LETRƐ QƐRTIMTARE PƐR DREJTORIN E NJƐ GAZETE:*

Zoti Drejtór,

Nɛ númurin 35 tɛ gazetɛs s' uaj pashɛ njɛ kritikɛ aqɛ tɛ rreptɛ sa edhé tɛ pa-arɛsýeshme kundra meje, tɛ nɛnɛshkruar me njɛ emɛr tɛ remɛ.

Nuk' e di, z. Drejtór, se cili ɛsht aý njɛrí qɛ nuk' e paska pɛr gjɛ tɛ shkrúanjɛ ç' do gjɛ qɛ i vien nga mɛndia. Po edhé as qɛ

dua t' a di se cili ɛsht. Nuk' dua t' a di se cili ɛsht, se edhé sikúr tɛ kish nɛnɛshkruar me émɛrin e tij tɛ vɛrtetɛ, faji nuk' ɛsht i tij, po i atyre qɛ hapin shtyllat e njɛ gazete tɛ nderúarshme pɛr kritika tɛ pa-themelta dhe sharie.

Kam dɛgjuar, z. Drejtór, qɛ jini njɛ njerí i matur dhe i nderuar, edhé pɛrandáj hidhɛrohem ca mɛ́ tepɛr se dhatɛ leje qɛ tɛ botohen nɛ gazetɛn t' uaj gjɛra aqɛ tɛ dɛmshme pɛr nderin t' im, pa marrɛ mundimin qɛ tɛ pyesnit mɛ́ parɛ nɛ janɛ tɛ vɛrteta osé jo.

Sikundɛr e dini fare mirɛ, detyra e njɛ gazetari ɛsht qɛ tɛ botojɛ ç' do gjɛ qɛ munt tɛ siellɛ njɛ fitím tɛ pɛrgjithɛshɛm, dhe jo tɛ merret me thash' e themet tɛ pa-provúara tɛ njɛrit dhe tɛ tjetrit. Detyra e gazetarit ɛsht aqɛ e lartɛr sa edhé e predikónjɛsit, edhé nuk' ɛsht e udhɛs qɛ tɛ hipɛ ç' do njerí n' atɛ́ tribunɛ (altár) tɛ nderuar.

Me shpresɛ qɛ ky ankimi im do tɛ pritet me drejtɛsí shpirti,

Mbetem júaji me besɛ.



# KRYE IV.

## Letra Ndiesεtare dhe Shpiegimtare.

*Ndiesεtare* dhe *Shpiegimtare* quhen ató letra me anεn e tε cílavε japim shpiegime osé kεrkojmε ndiesε pεr njε gjε tε keqe q' i kemi bεrε njε njeriu me njε mεnyryε osé me njε tjetεr. Nε ç' do rast kεrkojmε ndiesε osé hedhim poshtε njε nga njε kallεzimet e rema, duke mos haruar kurrε rrégullat e siellies sε mirε, dhe duke pεrdorur njε gjuhε plot dignitét edhé tε matur. Njeriu qε kεrkón ndiesε tregón se εsht njerí me karaktér tε mirε dhe burrεrór. Gabimi εsht njerεzór, po qε tε mos kεrkojε njeriu ndiese per njε gabím εsht shtazεrí dhe harbutεrí.

---

*KεRKIM NDJESE NGA NJε MIK PεR FIALε Tε RεNDA*

Nε bashkεfjalimin tonε tε dieshmε kεmbyεm disá fialε tε cilat vetεm taní, kur i gjykónj me gjak tε ftohtε, mε trokεllitin si shumε tε rεnda. Kur njε ndienjε e rreptε e verbón njerinε, aý nuk' εsht mέ i zoti i fiálεve qε dalin nga goja e tij. Njε gjε tε ketillε me duket se pεsova edhé unε, o mik i dashur, tε cilεn e kuptova taní q' u-hoq nga mua aý zεmrím i rreptε. E çmoj shumε miqεsinε t' onε dhe vete me shpresεn e εmblε qε nuk' do t' a humbás, dhe pεrandáj ndiej nevojεn qε tε ndreq gabimin t' im, duke çfaqur hidhεrimin t' im mέ tε sinqertε pεr ç' do gjε tε keqe qε kam folur.

Detyrεn t' ime po e mbarój, duke u-mbεshtetur nε ndienjat t' úaja fisnike, dhe shpresój q' edhé juve, nga ana juaj, do tε lini

me nj' ane ç' do zemrím, dhe do te me qúani si mé pare mik te dashur dhe te sinqerte.

Me bese e dashurí.

---

## *KERKIM NDIESE NGA NJE ME I MATH:*

Nje zemrím i rrepte me trubullój mendien ne bashkefialimin t' one te dieshem,, edhé me beri te harój se ç' fiale flisnja. E denój, pra, menyren me te cilen fola dhe fialet e renda qe shpetuan nga buzet e mia.

Jini mé i larter, edhé detyra ime esht qe t' ju respektój kurdo-here. Nuk' duhej te refenja atí çasti nje rreptesí t' atille per te cilen po qertónj taní vehten t' ime, edhé pendohem me gjith' zemer. Po per veç kesáj ka edhé nje aresye tjeter per hidherimin t' im te cilen nuk' duhet t' a harój kurre; ajó esht karakteri juaj i larter qe meritón respékt dhe dashurí. E njoh, pra, vehten t' ime si fajtór perpara jush, per siellien t' ime te keqe. Po duke ditur miresine t' uaj fisnike, mbesój se do te me ndieni per fajin t' im.

Mbetem júaji me nder,

---

## *SHPIEGIME PER PERGJIGJIE TE VONUAR*

Ne letren t' uaj te dashur me qertoni shume rrepte, se vonova t' ju pergjigjem. Po sikúr t' ish e mundur, o mik i shrtenjte, qe te shekonit me syte t' uaj, vúajtiet e trupit t' im edhé púnerat e shuma qe rrekellehen dhe me rrethojne ç' do dite si vale deti, duke me kanosur qe te me mbytin, sikúr t' ish, pra, them e mundur qe te shekonit ketó gjera me syte t' uaj, do te m' a kishit falur fajin per vonimin e pergjigjies s' ime.

Zyra ime esht e mbushur plot me letra qe presin pergjigjie, dhe heshtia ime hidherón mé teper mua se sa atá qe presin pergjigjie. Po ç' duhet te bej? Kur ka keq trupi, dhe shpirti nuk' ka mire.

# KRYE V.

## Letra Lajmimtare.

*Lajmimtare* quhen ató letra, qɛ janɛ mɛ́ tɛ shumat herɛ tɛ shtýpura, me anɛn e tɛ cílave lajmɛrojmɛ miqtɛ, farɛfisin, osé ç' do njerí tjetɛr tɛ njojtur, pɛr ç' do lajme gazmore osé tɛ hidhur, si vlesɛ, martesɛ, lindie, vdekie, etj. Kto letra shkruhen sa mɛ́ shkurtɛr qɛ tɛ jetɛ e mundur, dhe me mɛnyrɛn mɛ́ tɛ çkoqur.

Atá qɛ marrin letra lajmimtare duhet tɛ vizitojnɛ dɛrgónjesin e letrɛs osé tɛ pɛrgjigjen me letra osé me telegráf, tɛ lidhur mirɛ, me fialɛ bujare, pas shkallɛs sɛ njeriut.

---

### *LAJMIM MARTESE PƐR MIK TƐ LARKMƐ:*

Miqɛsia dhe dashuria qɛ mɛ kini treguar kur-do-herɛ, mɛ sigurojnɛ se do tɛ dɛgjoni me gɛzím lajmin e martesɛs s' ime me Z-zɛn M. T., q' u-bekua mɛ 5 tɛ ketí múaji.

---

### *PƐRGJIGJIA:*

Ndiemɛ njɛ gɛzím tɛ math pɛr lajmin gazmór tɛ martesɛs s' uaj, edhé ju pɛrhirój me gjithɛ zɛmɛr pɛr sgjedhien e mirɛ tɛ shoqes s' uaj nga fɛmijɛ aqɛ tɛ mirɛ dhe me arɛsím aqɛ tɛ bukur. Ju urój bashkɛ me fɛmijen t' ime njɛ jetɛ tɛ gjatɛ dhe tɛ lumtur, plot me lule dhe gɛzime, edhé me ç' do tɛ mirɛ tɛ dɛrguar prej qielli.

Zonjɛs s' uaj tɛ nderuar i parashtroni komplimentat t' ona tɛ pɛrzɛ́mɛrta, duke e siguruar q' e pranojmɛ, edhé atɛ́, nɛ redhin e ngushtɛ tɛ miqve t' onɛ mɛ́ tɛ mirɛ, sikundɛr ka qɛnɛ gjer sot shoqi i saj i dashur.

---

SHƐNIM.—Me disá ndryshime tɛ pakta, kio formɛ munt tɛ pɛrdoret edhé pɛr vlesa.

---

*LINDIE DIALI*

Me gɛzím tɛ math ju bɛjmɛ tɛ njojtur qɛ na u lint njɛ dialɛ, mɛ 15 tɛ kti múaji, nɛ mɛngjés.

E ɛma dhe diali janɛ si jo mɛ́ mirɛ.

---

*LAJMƐRIM PƐR VDEKIE.*

Me dhɛmbie shpirti po ju bɛjmɛ tɛ njojtur vdekien e atɛs s' onɛ V. K. e cila e rrɛmbeu natɛn mɛ 10 tɛ kti múaji nɛ hospitál ku kish vajtur pɛr t' u-shɛruar.



# KRYE VI.

## Letra Ftimesh.

*Letra ftimesh* quhen ató letra me anɛn e tɛ cílave ftojmɛ pɛr vlesɛ, dasmɛ, pagɛzím, edhé ç' do dɛfrím osé ç' do piekie tjetɛr.

Posá qɛ tɛ marrim njɛ ftim tɛ kɛtillɛ duhet qɛ tɛ pɛrgjígjemi tɛ shumɛn nɛ njɛzét e katɛr orɛ, n' e pranojmɛ osé jo ftimin, qɛ tɛ mos i bɛjmɛ njérɛzit tɛ na presin mɛ kot.

Ftimet duhet tɛ jenɛ kur-do-herɛ tɛ shkurtɛr, duke çfaqur qɛllimin e ftimit me fare pak fjalɛ, katɛr osé pesɛ radhɛ.

*FTIM PɛR GOSTI*

Zoti edhé Zonja A. C. ju lutɛn qɛ t' urdhɛroni pasnesɛr pɛr darkɛ. Bashkɛ me juve janɛ ftuar edhé z. H. P. me Zonjɛn e tij, edhé z. z. K. e B.

Darka do tɛ jetɛ gatí mɛ ora 7. p. m.

*FTIM PER MARTESE (e shtypur ne karte te trashe):*

ZOTI DHE ZONJA P. Z. DHURATI

DESHIROJNE T' I NDERONI ME ARDHIEN T' UAJ

NE MARTESEN E BIJES SE TYRE

LIRIA

ME

Z. LULO PETRITI,

TE DIELE MBREMA, PESE-MBE-DHIETE QERSHOR,

NJE MIJE E NENTE QINT E TETE-MBE-DHJETE

ORA SHTATE P. M.

PRITIA DO TE BEHET NE SHTEPI.

DELVINE

---

*FTIM PER VARRIM:*

Draperi i pa-meshireshem i Vdekies preu, pas nje lengimi te gjate, perin e jetes te dialit dhe vellájt t' one

GURI

Jane te lutur farefisi dhe miqte t' a perciellin ne ndenjen e tij te funtme, duke marre piese ne sherbesen e varrimit e cila do te behet neser me ora 10 a. m., nga shtepia jone ne faletore.

I Ati　　　　　　　　　　　　E Ema

Vellézerit dhe Motrat

# KRYE VII.

## Letra Perhirimtare dhe Urimtare.

*Perhirimtare* quhen ató letra me anen e te cílave çfaqim gezimin t' one per nje ngjarie gazmore qe perkét miqte dhe farefisin t' one, si emerím, sherím nga semundie, shpetím nga nje rrezík, vlese, martese, lindie, etj.

*Urimtare* quhen ató letra me anen e te cílave çfaqim urimet t' ona farefisit, prínderve, miqve, mirebéresve, dhe te tjéreve, me rastin e vitit te ri osé te nonjé kremtimi q' u perkét, a per nonjé ngjarie osé dite te shenuar, kombetare osé fetare.

Letrat perhirimtare si edhé letrat urimtare duhet te jene fare te shkúrtera, te sinqerta, dhe pa lajka te tépera dhe te merzítura. Shume here vendin e ktyre létrave e zene kart-postalet e ráseshme qe kembehen midís miqve, dhe nga nonjé here edhé telegramet.

### *LETRE URIMTARE PER Ç' DO RAST.*

Me rastin e dites se sotme te shenuar, ju lutem te pranoni urimet e mia te perzémerta, qe t' a kremtoni per shume viete, me lumterí te plotte.

### *URIME PER VITIN E RI.*

Viti 1917 po rugulliset ne hapesiren e shékujve, duke lene prapa gjyrmat e tij te mira dhe te liga, dhe neve béhemi nje vit mé pleq.

Me keté rast, pra, kam nderin qe t' ju urój qe viti i ri 1918 te jete plot lumterí dhe mbaresí per ju dhe per miqte t' uaj, si dhe per gjithe kombin t' one.

---

## *JEAN JACQUES ROUSSEAU URON NJE MIK PER VITIN E RI.*

Jam teper i miere se nuk' munt qe te çfaq ndienjat e mia per veç se me anen e disá fiáleve te thata; po zemrat, si ajó e júaja, munt te kenaqen mé lehte se sa zemrat e njéresve te tjere, dhe miqesia qe pelqejne ató zemra nuk' esht ajó prej te ciles kane nonjé fitím materiál.

Duke u-mbeshtetur, pra, ne keté princíp, shpresój, mik i dashur, q' urimet e mia te kethiellta per nísien e vitit te ri do te jene te mireprítura. Per mua nuk' ka gje tjeter mé te çmuar se sa miqesia me te cilen me nderoni, dhe dashuria qe kam une per ju po me ben dita me diten qe t' a çmoj ca mé teper vleften e saj.

---

## *URIME SIPERORIT* (1) *PER VITIN E RI.*

Me rastin e vitit te ri, ju lutem te kini miresine te pranoni urimet e e gjithe miqve t' uaj te shume q' i luten Zotit te Larter qe t' ju fale jete te gjate dhe lumterí, si edhé nje fitím te plotte.

---

## *LETRE PERHIRIMTARE PER EMERIMIN E NJE MINISTRI*
*(osé te ç' do zyrtari, me disá ndryshime, si pas nevojes).*

Me gezimin mé te math mesuam emerimin t' uaj ne shkallen e larter..... Nga thelbi i zemres ju urojme nje fitím te plotte per

---

*1) Siperór esht aý njerí qe gjendet ne nje shkalle mé te larter, shoqerore osé zyrtare. Per shembell, siperór i Sekretarit te nje Ministerie esht Ministri; siperór i sekretarit te Vatres esht kryetari i saj.*

te miren e Kombit dhe per nderin e lavdine t' uaj, duke i u lutur Zotit te Larter qe t' ju fale gjithe fuqín' e duhur per te mbushur

detyrat e medhá q' i perkasin Zyres s' uaj dhe per te realizuar shpresat qe varren tek Zoteria Juaj.

Dalçi faqebardhe.

---

*TRAGJEDIANI RACINE PERHIRON BIRIN E TIJ Q' U-SHERUA*

I shumedashur bir,

Nga trubullimi qe pllakosi zemren t' ime, kur mesova se jeshe i semure, munt te marresh vesh se sa u-gezova kur degjova per sherimin t' ent.

Shume perhirime i detyrón Zotit te Larter i cili deshi qe te mos ngjase nonjé gje e keqe ne trupin t' ent, dhe semundia e syve t' ent shkoj pa lene nonjé gjyrme te tmeruar.

Je per te levduar per mirenjojtien qe ndien per perkujdesiet e nenes t' ende. Shpresój qe nuk' do t' i harósh kurre ató miresí, dhe qe do t' i a shperblésh gjith' ató detyra duke u-bindur ne deshirat e saj.

Letra t' ende me fali nje prehie te madhe, se edh' ajó esht nje prove e madhe dhe e gezúarshme e sherimit t' ent. He-per-he mos iu ver kendímeve te renda; te keshillój te kendósh vetem libra defrimtare, duke mos u-lodhur shume, gjer sa te te jape leje per kendime mé te renda doktori qe te sherój. Shpresój qe te te shoh sa mé shpejt. Qofsh me shendét, bir i dashur, dhe beji te fala gjithe femijes s' one.

---

*PERHIRIM PER MARTESE.*

Po vrapój qe te dergój perhirimet e mia te perzémerta per

martesen t' uaj me Zónjezen e nderuar M. B. Lajmin e marteses s' uaj e pashe ne gazeten.

Po mé fort ju perhirój per sgjedhien e mire, se, nga sa di, shoqja juaj esht nje nga ató zonjat mé te ralla, dhe femija e saj esht nga mé te çqúarat. Urój, pra, o mik i shtrenjte, qe jeta e juaj e bashket te riedhe si mialte, ne paqe te plotte dhe dashurí, pa rre dhe pa hidherime, gjer ne pleqerí te thelle, me femije qe t' u shembellejne prínderve te tyre dhe qe do te kurorezojne lumterine t' uaj.

Pritni, ju lutem, te falat e mia te perzémerta, dhe nderimet e mia per zonjen t' uaj bujare.

---

## *PERGJIGJIE E PERZEMERTE.*

Letra juaj e mbushur me perhirime te sinqerte dhe urime te ziarte e gezój fort zemren t' ime. Te urój edhé ty, o mik i dashur, qe te gjesh nje shoqe te ketille, se jo vetem qe nuk' mbesój se do te mbetesh shume kohe i pa-martuar„ po edhé te shtyj qe te martohesh, se lumteria e vertete nuk' munt te gjendet veç se ne nje martese te mire.

Prit, te lutem, te fálurat e mia dhe te zonjes s' ime.

---

## *PERHIRIME PER LINDIE DIALI.*

Me gezím te pa-tregúarshem mesova qe t' u lint nje trashegimtár. Qofte kembe mbare dhe u-befte udheheqes i mbare edhé per te tjere.

Zotit te Larter i lutem qe t'a pajose me ç' do te mire, dhe t' i fale gjith vetiat qe sbukurojne karakterin e kethiellte te prínderve te tij; qe t' a beje filís te vertete te femijes se nderúarshme; qe t' i jape gjithe cilsít' e mira me anen e te cílave do te shtohet bukuria dhe dashuria ne vatren t' uaj, dhe te behet shembell i çquar i femijes bujare.

## *PERHIRIME PER STUDENT QE MBAROJ SHKOLLEN.*

Mesova me gezím te math qe dhate provimet t' úaja shume te mira, dhe muarrt dipllomen me nje shkalle shume te larter.

Ne keté kohe kur kombi yne vajtón per njeres te mesuar, edhé Atdheu pret rishkelqimin e tij nga dritat e búkura te diturise, mbarimi i shkolles nga ju shton ne seren e shkurter te yjve driteprures edhé nje shkendí te ziarte te re.

Perhirój, pra, ju edhé Atdheun per mesimet e mbarúara, dhe urój qe drita qe muarrt nga shkolla te hapet ne gjithe vendin t 'one.

Dalçi faqebardhe ne punen t' uaj, la e mé la, dhe Zoti ju mbarofte gjithe qellimet edhé deshirat e kethiellta per te miren e pergjítheshme.



# KRYE VIII.

## Letra Ngushellimtare.

Kur-do-here qe ndódhemi ne nevojen e keqe qe t' i bejme te njojtur nje miku nje lajm te hidhur, letra jone duhet te jete e shkurter po jo edhé e rrembyer, sa te bjere si plump ne zemer.

Me letrat *ngushellimtare* çfaqim edhé neve hidherimin t' one per ngjarien e keqe, edhé mundóhemi qe t' a pakesojme hidherimin e mikut t' one, me argumentat e dúhura q' ashtú lajmi i hidhur te bjere sa mé bute qe te jete e mundur.

---

*PISHKOP-FILOSOFI FENELON NGUSHELLON NJE ZONJE*

Te tjera mejtojne njerzit, te tjera urdherón Perendia. Rezon ndertesa qe duket sikur i ngreh, qe te tregoje lavdín' e tij. Na denón dhe na potresít pas mekátave tona. As njerí nuk' munt t' i kundreshtohet urdherit te Zotit. Protestimi kunder urdherit te tij eshte dh' ay nje mekate.

Prit, Zonje e nderuar, ngushellimet e mia per ngjarjen e tmeruar.

---

*VELLAJ LAJMERON TE VELLANE PER VDEKJEN E ATES SE TYRE...*

Nje lajm te hidhur qe na ka pikelluar zemrat kam per te dhene keté radhe. Ata yne i miere nuk' gjendet mé ne mes te gjálleve. Semundia e mallkuar qe e shtiu ne lengim aqe kohe, e shpuri ne

varr. Nɛ çastet e fundit, kur hiqte shpirt, tɛ kërkoj po duke u-kujtuar qɛ je larkɛ, syt' e tij tɛ venitur lɛshuan lot dhe tɛ dhá bekimet e fundit.

Me gjith' qɛ zɛmra ime lɛshón vrer pɛr humbjen e njɛ babe aqe tɛ dashur, po prapɛ e quaj pɛr detyrɛ qɛ tɛ tɛ kujtoj se je i huaj nɛ vent tɛ huaj, lark nga atá qɛ munt tɛ çkɛputin njɛ piesɛ tɛ hidhɛrimit t' ɛnt. Nuk' duhet t' a lesh vehten t' ɛnde t' a marrɛ nɛpɛr kɛmbɛ hidhɛrimi i math, i cili munt tɛ tɛ hedhɛ poshtɛ.

Bɛju burrɛ, vɛlla, dhe kujto vɛllanɛ t' ɛnt nɛ tɛ zi.

---

## *MIK NGUSHƐLLON MIKUN PƐR VDEKJEN E T' I ATIT.*

Vajtoj bashkɛ me ty pɛr vdekjen e atɛs t' ɛnt tɛ nderuar.

Le shumɛ tɛ mira mbi dhé, po nga gjithɛ trashɛgimet e tij mé i vyer ɛshtɛ nderi, vetiat e mira dhe respekti me tɛ cilin e nderuan tɛrɛ jetɛn e tij gjith' atá qɛ e njihnin.

Ɛshtɛ njɛ ngushɛllim i math, me tɛ vɛrtetɛ, idea qɛ i ndyeri la njɛ emɛr tɛ pavdekur, kurse gjithɛ tɛ tjerat prishen dhe ndryshohen. Tɛ gjitha u-kriuan edhé ɛshtɛ e shkrojtur qɛ tɛ ndryshohen dhe tɛ shduken, po vetɛm emɛri i mirɛ rron njɛ jetɛ tɛ pa-mplakur nɛ kujtimin e tɛ gjállɛve, bres pas brezi.

Duke patur, pra, njɛ mbɛshtetje t' atillɛ pɛr ngushɛllim, duro-e me trimɛri hidhɛrimin e tij.

---

## *JEAN JACQUES ROUSSEAU NGUSHƐLLON NJƐ MIK PƐR VDEKJEN E DIALIT TƐ TIJ.*

Sa humbje e madhe, o Zot fuqimath! Nɛ ç' provim ka dashur vallɛ qɛ tɛ vɛrɛ Perɛndia durimin t' uaj? Gjer mɛ sot iu jini gɛzuar

te mirave te kesaj jete; lumteri te gjate dhe te pa-ndryshuar, gjendie fatbardhe, femije q' i vene kurore nderit t' uaj. Njih se sa te mira ju ka dhuruar Perendia me dashjen e tij, edhé juve nofta s' jini kujtuar qe vetem Ati ia detyroni te gjitha. Jemi mesuar qe vetem fatkeqesíne t' ia hedhim Ati, edhé lumteríne t' ia hedhim vehtes s' one.

Po me gjith' até, shpejt a von duhet t' i lajme borxhet t' ona, qe te kuptojme qe nuk' na dergoj ne keté bote vetem qe te rrojme te lumtur.

Pritni, mik, keté dhembje te shpirtit si perdellim te mekátave qe bejme ne keté bote, edhé si penk te lumterise q' eshte pregatitur per neve ne boten tjeter.

---

## *NGUSHELLIM PER MIK QE MBETI I VE.*

Aqe m' a dermoj zemren fatkeqesia jote sa nuk' munt qe te gjej fiale qe te te ngushelloj. Po edhé cili ngushellim munt te kete fuqi per nje zemre q' eshte plagosur aqe rende?

Vetem Aý qe thirri ne gjirin e tij shoqen t' ende, Aý munt t' i jape fuqi dhe shoqit te saj te potresitur, dhe miqve te tij, duke hedhur ballsam ne plagen e hapur.

---

## *PERGJIGJIE ME FALENDERIE.*

Po hidherohesh bashke me mua, o mik, per humbjen e shoqes s' ime te ndyer, me aqe dhembje miqesore sa nuk' jam i zoti qe te gjej fiale te miafta qe te te ngjatjetonj sikunder duhet per vellazeríne qe tregove mbi gjemen qe me shtiu ne te zi.

Fatkeqesia eshte aqe e tmeruar sa qe me ben te mos ndiej dot tjeter gezim veç ati qe vjen nga ngushellimet e miqve te mij, se eshte prove e dashurise se vertete qe ndiejne per mua.

## NGUSHELLON VELLAJ VELLANE PER VDEKJEN E DIALIT.

Me zemer te dermuar marr piese ne hidherimin t' ent per vdekjen e t' it biri, ca mé teper se diali fatzi ish i stolisur me shume vetia te mira, edhé jepte shpresa te medhá per kohen e arthme. Ajo me ben qe te çmoj madhesín' e hidherimit t' ent te drejte.

Po ç' duhet bere? Edhe une humba gijth' ashtú nje femije jo pak me dashur. Vajza ime ish me nje moshe me dialin t' ent, edhé ne kohen qe une mejtohesha per martesen e saj arrijti vdekja e pameshíreshme dhe m' a rrembeu, duke me lene nje plage te pa- sherúareshme ne zemren t' ime.

Kur se ashtú iu duk mire Zotit te jetes dhe te vdekjes, le te gjunjezojme perunjesisht perpara Tij qe te na dergoje ngushellimin qe lartazi.

---

## LETRE NGUSHELLIMTARE E NJE DIALI PER NENEN E TIJ TE VE.

O lajm i tmeruar! Paskam humbur, pra, baben t' im te dashur dhe ti, nen' e miere, paske humbur shoqin besnik dhe te nderuar! Fatkeqesia me goditi ne zemre si rufe, edhé e mora me ment se sa i math eshte coptimi i zemres s' ende. Qysh te te ngushelloj une qe kam nevoje vete per ngushellím? Po, e dashur dhe e embel nena ime, humpme mprojtesin t' one te vetem mbi dhé, dhe eshte fare e drejte qe te vishemi ne te zi. Po edhé nuk' duhet te zemrojme Kriatorin t' one me hidherimin e pa-maseshme.

Ti duhet te mejtosh ca mé teper se ke edhé femije te tjera qe kypin mprojtjen, udheheqjen, dhe ngushellimin t' ent. Perandaj, per dashurín' e tyre fshih lotet e ziarta dhe mbyti vajtimet e hidherimet qe munt te prishin shendetin t' ent aqe te vyer per neve.

---

## NGUSHELLIM PER MOTREN QE MBETI E VE.

Sa zemra plagosi me nje here ajo vdekje! Shoqin t'ent nuk' e

vajtón vetem ti; te gjith' e qame, duké marre piese ne keté fatkeqesí te pa-ndréqeshme e cila te ka hedhur aqe poshte, si ç' mesój. Po ku esht urtesia dhe keshillat e dítura qe me jepnje vitin e shkuar? Persé i harón ne nje kohe te ketille kur jane mé fort te nevojshme? Vertet, fatkeqesia t' ende eshte shume e madhe, po, duké u-mejtuar se ka édhe fatkeqesi mé te tmeruara, edhé se jeta eshte nje vargua ngjarjesh te mira dhe te keqe, me te shumat e te cilave nuk' mundet as t' i pareshikojme, as t' i sherojme, duké i mejtuar gjith' któ, duhet t' i bejme balle kesaj fatkeqesie me durim.

Edhé une vete humba shoqen t' ime te dashur, te cilen e dashuronja permbi jeten t' ime. Vajtova dhe une, po duké u-forcuar prej keshíllave t' ende t' urta, u-mundova edhé gjeta menyren qe te behem zot i vehtes s' ime, edhé te ngushellohem pak nga pak. Drohu, pra, édhe ti nga hidherimi i teperuar, edhé jepi shembellin e trimerise bijes s' ende te vogel qe ka nevoje per ngushellim.

---

## *LETRE NGUSHELLIMTARE E PERGJITHESHME*

Sikunder ngjarjet gazmore gezojne zemrat t' ona ashtú edhé fatkeqesite e dermojne. Po nuk' kemi qysh te bejme ndryshe. Edhé fatkeqesite édhe lumterite jane te lidhura me jeten t' one. Ne keté boten e kotte nuk' ka gje tjeter veç se ndryshim dhe mosqendrim; edhé per fat te keq hidherimet jane mé te shume se gezimet. Jeta eshte lufte pa pushim, qe ne diep dhe gjer ne varr. Urtesia dhe burreria provohen dhe shkelqejne ne mierím. Detari i mire mbetet i pa-trembur ne furtunen e tmeruar dhe duron pa renkim dhe pa deshperim, duké shpresuar qe rrebeshi do te pushoje dhe qetesia do te kthehet prape.

Trego, pra, edhé ti ne keté rast se sa m' i larter je nga njerezit e tjere qe nuk' kane fuqíne t' u bejne balle ndryshímeve te fatit te pa-qendruarshem. Lemshi i fatit vertitet gjithnje, dhe prape ke per te pare dite te lúmtura, duké i u-gezuar pémeve te durimit.

Me gjith' até ji i sigurt qe miqte t' ent simpathizojne sot me ty, dhe midís atyre i neneshkruari.

# KRYE IX.

## Letra Rekomandimi.

*Letra rekomandimi* quhen ató me anen e te cilave i bejme te njojtur kendónjesit te letres qe njeriu q' i rekomandojme eshte i mire, besnik, dhe i zoti i punes qe po kerkón, ose qe meritón ç' do perkrahie nga ana e kendonjesit te letres.

Vlera e nje letre rekomandimi mbeshtetet ne ketó dy kondita kryesore:

a)Rekomandónjesi duhet te jete nje njeri me karakter te lartεr dhe ne nje shkalle pak a shume te madhe; nje njeri gjykimi i te cilit te mos vihet ne dyshim; nje njeri q' e njeh mire até qe rekomandón dhe e di vleren e tij thellesisht.

b)Letra e tij duhet te shkruhet me pa-anesi dhe kthiellesí. Rekomandónjesi duhet te vere shume re se mos genjehet nga miqesia, simpathia osé hateri, dhe rekomandón nje njerí qe munt t' i sielle dem emrit te tij te mire. Nje letre rekomandimi duhet t' i jepet vetem nje njeriu q' e njohim fort mire q' eshte njeri i zoti dhe besnik. Eshte me mire qe te refuzojme te japim nje letre te ketille, se sa te turperojme vehten t' one, dhe t' u bejme dem te tjéreve.

---

*REKOMANDIM PER NJE MIK*

Pruresi i kesaj letre Z. X... eshte miku im i ngushte, dhe me qene qe kam detyra te medhá tek aý, desherój edhé une qe t' i bej nje te mire. Perandaj, te lutem, te perkujdesesh per té, ne kohen qe do te gjendet atje.

Me qene qe vjen per te paren here ne qytetin t' uaj, te lutem t' i refésh ç' do gje mé te shenuar qe ka qyteti juaj. Duké ju çfaqur

qɛ pɛrpara mirɛnjojtien t' ime, vete me shpresɛ qɛ do t' a shikój tɛ kthehet i kɛnaqur sikundɛr ke kɛnaqur gjith' atá qɛ ju kam rekomanduar gjer tani.

---

### *REKOMANDIM TE NJƐ MƐ I LARTƐR.*

Mirɛsia fisnike e juaj, pɛr tɛ cilɛn kam aqe prova tɛ gjalla, mɛ jep kurajɛ qɛ t' ju lutem tɛ kini mirɛsinɛ tɛ mirɛpritni prúrɛsin ɛ kɛsáj letre z. H... i cili vjen atý me qɛllím tɛ gjejɛ nonjɛ́ punɛ (ose ç' do tjetɛr gjɛ). Me qɛnɛ se munt t' a dojɛ nevoja tɛ lypɛ mprojtjen t' uaj, nxehtɛsisht ju lutem t' a pɛrkrahni pas zɛmɛrbardhɛsisɛ s' uaj, dhe jam i sigurt qɛ do tɛ gjeni tek ay gjithɛ cilsitɛ ɛ duhura pɛr punɛn qɛ ka ndɛrment tɛ zɛrɛ.

Ç' do tɛ mirɛ qɛ do t' i bɛni ati do t' a quaj sikur m' a bɛni mua, dhe do t' ju jem tepɛr mirɛnjojtɛs.

---

### *REKOMANDIM PƐR TƐ GJETUR PUNƐ*

Prúrɛsi i kɛsáj letre z. M.... ɛshtɛ i biri i njɛ mikut t' im tɛ vjetɛr, dhe ka punuar shumɛ kohɛ nɛ zyren t' ime. Diali ɛshtɛ i mɛsuar, i urtɛ, i siellɛ, me moral shumɛ tɛ mirɛ, dhe i di fort mirɛ púnɛrat e sekretarisɛ tɛ njɛ zyre tregɛtare. Pɛrandáj, pɛr t' a rekomandónj me gjith' zɛmɛr, dhe tɛ lutem t' a marrɛsh nɛ zyren t' ɛnde, ose nɛ qoftɛ se nuk' ke nevojɛ pɛr njɛ sekretár, t' ia rekomandosh nonjɛ́ mikut t' ɛnt. Me kɛtɛ́ mɛnyrɛ do tɛ detyrosh mikun t' ɛnt

---

### *REKOMANDIM I PƐRGJITHƐSHƐM*

Ati q' i pɛrket:

Vɛrtetojmɛ se z. X. P... ka bɛrɛ pɛr dy vjete sekretár i shoqɛrisɛ s' onɛ. Nɛ tɛrɛ kɛtɛ́ kohɛ ka provuar me punɛn e tij tɛ pa-lodhur dhe tɛ ndɛrɛshme qɛ ɛshtɛ i zoti pɛr njɛ punɛ tɛ ketillɛ, dhe njeri qɛ munt t' i jepet mbesim i plottɛ.

Me anɛn e kɛsaj letre, pra, kemi ndɛrin t' a rekomandojmɛ tek ç' do njeri qɛ munt tɛ kɛtɛ nevojɛ pɛr shɛrbimet e tij.

# KRYE X.

## Letra Shtepiake.

*Shtepiake* quhen ató letra qe shkruhen per prínderit, per njérezit e tjere te shtepise, dhe per farefisin. Per letra te ketilla nuk' kemi te japim nocá keshila, se i vétemi keshilltár ne te ketilla çeshtie esht zemra dhe dashuria qe ndiejme per njerine te cilit i shkrúajme. Aý qe dó qe t' i shkrúanje nje letre babes, nenes, vellájt, shoqes, etj. etj. le te keshillohet me zemren e tij, dhe le te shkrúanje ató q' i thote ajó.

Me gjith' até ja ku po japim disá shémbella per atá qe gjejne ndalime te medhá per te shkruar te tilla letra.

*Letre Babes, osé Nenes.*

I dashur dhe i nderuar babe (osé im ate),

Nga shendeti jam shume mire, dhe i lutem Zotit qe t' ju mbanje dhe juve me shendét dhe me gjithe te mirat, bashke me nenen dhe me gjithe femijen t' one, te cíleve u benj te fala shume.

Me pune veme si dó Zoti vete, si do qe pagesat jane te vogla. Po le te jete i lavderuar Zoti qe na ka falur shendetin qe te mundim te punojme edhé per vehten t' one edhé per te dáshurit t' one. Mergimi esht i keq dhe i rende per njerine qe ndahet nga prínderit e tij te dashur dhe nga shtepia dhe atdheu i tij, po kur kujtóhemi se jemi larguar dhe punojme me tere fuqine t' one per prínderit t' one te dashur, miresít' e te cíleve nuk' kemi per t' i haruar, ahere na pakesohet hidherimi qe ndiejme.

Sidomós, i vétëmi dëfrím që ndiejmë me të vërtetë në këté vënt të huaj ësht shoqëria e mirë me bashkatdhetarët t' anë dhe me shokët e konakut me të cilit rrojmë si vëllezër, dhe shpresa që për-së-shpejti do t' ju shohim dhe do t' ju përqafojmë me mall të math n' atdheun e lirë dhe të lumtur.

Me mall dhe dashurí të madhe,

Biri yt i bindur,

---

## LETRË BABËS PËR TË TREGUAR ARËSYET E MOS DËRGI-*MIT TË HOLLASH.*

I dashur dhe i nderuar im atë,

Me gëzím të math prita letrën t' ëndë të dashur e cila më bënte të njójtura aqë gjëra gazmore, si do që më qërtoni në shumë pika se pse nuk' ju kam dërguar të holla taní dhe kaqë muaj.

Nga ana ime, ju jap plotërísht të drejtë që të më qërtoni, se e di vetë se sa detyra të mëdhá kam kundréjt jush, si diali juaj i bindur që jam. Po do t' ju lutem tepër që të mos më qërtoni aqe ashpërísht, se duhet të merrni në sy që mërgimi ësht mërgím dhe të hollat nuk' munt t' i gjenjë njeriu kur-do-herë q' i duhen. Ësht e vërtetë që kam kaqë muaj që jam ketú, po duhet të mos haroni që paga ime ësht fare e vogël, dhe nuk' kam vajtur mirë edhé nga shëndeti. Gjith' ashtú, do t' ju lutem tepër që të mos dëgjoni fialët e botës që thonë se unë i prish të hollat për vehte dhe peran-dáj nuk' ju dërgónj, osé që kam të holla po dua t' i mbanj për vehte. Juve e dini mirë se unë nuk' kam tjetër merák për veç se qysh t' ju shoh ca mé mirë dhe ca mé të lumtur, dhe për këté gjë duhet të jini i sigurt krejt, se, si Shqipëtár që jam, e kam për detyrë që t' i mbanj prínderit e mij sa mé mirë që të jetë e mundur. Po ç' duhet të bënjë njeriu kur nuk' i ecën? Ku t' i gje-një të hollat kur paga që merr nuk' arrín as për harxhet e javës, si do që jam duke rrojtur me ekonominë mé të madhe?

Perandáj, i dashur im ate, duhet te jesh i sigurt qe porsá te zihem nje çike mé mire per pune, do t' ju dergónj nje-me-nje nje sume te hollash qe te fitónj uraten dhe bekimet t' ent dhe te nenes s' ime te dashur.

Me mall te math dhe dashurí,

Diali yt i bindur,

---

*VELLAJT QE KERKON TE VINJE N' AMERIKE.*

I shumedashur velláj im,

Me gezím te math prita letren t' ende dhe gezohem teper qe je mire nga shendeti, si edhé une jam shume mire, per lavdí te Zotit.

Ne letren t' ende po me shkruan qe deshirón te vish n' Amerike, se pandéh qe ketú do te punósh mé mire dhe me fitím mé te math. Qe kur isha ne vendin t' one, edhé une kisha degjuar qe ketú n' Amerike i grýejne lirat me lopate, dhe qe njeriu nuk' ka te benje tjeter gje veç se te unjet dhe t' i mbledhe údheve dollaret. Po per fat te keq, puna nuk' qenka as fare ashtú. E para, nje me nje do te gjendesh ne nje vent te huaj ku nuk' i di as zakonet as gjuhen, dhe je fare i humbur ne mes te milióneve te njéresve qe rrojne nepér qytetet e medhénj dhe te dendur t' Amerikes. E dyta, puna esht ketú mé e rende se kudó, se púnerat e lehta i benje véndesit qe dine te kendojne dhe te shkrúajne, dhe neve te húajve na kane lene te bejme púnerat qe ben kali dhe kau ne Shqiperí. Esht e vertete qe shume Shqiptare kane bere te holla, po u ka ndihmuar edhé fati dhe rastet e mire, pa sa per te holla dhe per púnera te lehta te pine véndesit ketú. E treta, paga nuk' esht aqe e madhe sa i u degjohet juve, po edhé e madhe te jete prape te mbytin harxhet e medhá. N' esht se nje njerí punetór merr 3 napolona ne muaj ne vendin t' one, ketú munt te marre 10, po duhet te prishe mé teper se gjysmat per harxhe, dhe ahere vien hesapi po-thua se tamám.

Ketó duhet t' i dish, vellá i dashur, dhe pastáj te mendohesh te vish n' Amerike, veçanerísht taní qe kane pllakosur te huajt nga te gjith' anet. Po mos haró edhé fialen e viershetorit "ku esht balta mé e embel se mialta? Ne Shqiperí".

Me mall te math dhe dashurí,

velláj yt.



# PIESA E DYTE

## Letra Tregetare.

Nen' emrin *Letra Tregetare* permbildhet gjithe korrespondenca qe ka te beje me marredhéniet financiare te shkrónjesit te letres.

Pika kryesore e nje letre tregetare esht interesi vehtiák. Perandáj, letra tregetare duhet shkrojtur me shkurtím, me kuptím te plotte, edhé me rregull, duke marre ne sy se ç' do mungím a parregullsí a mos-kuptím shume here munt te sielle nje dem aqe te math sa te mos jete e mundur qe te ndreqet osé te vihet ne vent.

Keshillat qe dhame ne krye te kesáj libre nené títullin "Dijat e para per Letrekembím" kane fuqí te plotte per letrat tregetare, edhé perandáj e dergojme edhé nje here kendónjesin n' ató shenime. Shtojme vetem edhé nje here qe shkrimi i bukur dhe i kendúarshem esht nje nga gjerat e para per te cilen kane nevoje letrat tregetare. Ne boten tregetare nuk' i jepet sicilit qe te humbase kohen e tij per te deshifruar (sgjidhur) shkrimet e shtrember dhe te pa-kendúarshem.

Llojet e létrave tregetare jane te shuma, sa ç' jane edhé llojet e púnerave tregetare, po neve ketú do te parashtrojme vetem ató qe perdoren mé teper dhe jane mé te zakonshme.

Letrat mé te perdórura tregetare jane ketó:

1) *Qarketore,*

2) *Letra sherbimi,*

3) *Kerkime Informatash,*

4) *Letra Porosie,*

5) *Kerkime te Hollash.*

# KRYE I.

## Qarketore.

*Qarketore* esht letra e shtypur ne shume kopie e cila perndahet prej nje firme osé zyre osé shoqerie tregetare per te bere te njojtur, ner atá q' interesahen, *fillimin, perndarien* osé *ndryshimin* e asáj firme tregetare.

Qarketoret dergohen ne pliko (zarfe) te mbýllura osé te hápura, po per te hequr verejtien dhe qe te mos hidhen ne shporte esht mé mire qe te dergohen te mbýllura, si do qe kushtojne mé teper.

Pergjígjia ne qarketoret nuk' esht e doemóseshme; ne qofte se jepet nonjé pergjígjie, ahere letra duhet shkrojtur me kujdés te math, qofte pergjígjia e kenáqeshme osé jo, se munt te vije nje dite qe te ndryshohen púnerat.

### *QARKETORE PER TE LAJMERUAR FILLIMIN E NJE ZYRE TREGETARE.*

Eksperienca ime e gjate dhe puna e pa-lodhur qe kam bere gjer sot ne fushen e tregetise me bintne qe te fillój nje zyre tregetare te veçante ne keté qytét. Duke desheruar, pra, qe te mbaj maredhéniet e mia me miqte te cíleve u kisha sherbyer mé pare duke u-gjendur ne qytetet te tjere, i lajmerój me anen e kesáj qarketore gjith' atá qe do te me nderojne me mbesimin e tyre qe jam gatí t' i sherbéj sicilit me gezím te math. Kapitalet (kreret) qe kam shtruar ne púnerat e tjera tregetare nuk' jane te miafta, po qellimi im i pare eshte qe te pres porosí per ç' do sent tregetie, duke u-

zotuar qe t' i sherbéj me besnikerí, shpejtesí dhe lehtesí per pagimin e mallit qe do t' ju dergój une.

Duke ju lutur, pra, qe te merrni nené shením neneshkrimin t' im te poshtme, marr nderin qe te rekomandój vehten t' ime ne mbesimin t' uaj.

Mbetem júaji me bese dhe nder,

---

*PERGJIGJIE REFUZIMI TE TERTHORTE.*

Si pergjígjie ne qarketoren t' uaj me .. te múajit, me anen e te ciles na lajmeronit per fillimin e nje zyre tregetare, vrapojme t' ju fálemi nderit per miresine qe kini, duke na parashtruar sherbimet t' uaj. Po me hidherím te math themi qe nuk' do te mundim te perfitojme nga ató sherbime he-per-he te paken.

Me gjith' até, munt te jini i sigurt qe me rastin e pare do te vrapojme t' ju japim nonjé porosí per te filluar marredhénie te mira ne mes t' one.

---

*QARKETORE PER TE LAJMERUAR FILLIMIN E NJE SHOQERIE TREGETARE.*

Me anen e kesáj qarketore marrim nderin t' ju lajmerojme qe filluam nje shoqerí tregetare nen' emrin "SHOQERIA TREGETARE MYZEQARE" e cila do te merret vetem me dríthera dhe me veprimet tregetare qe kane te bejne me importimin dhe çportimin e drítherave.

Kapitali i miafte qe kemi shtruar, rregullimi i mire, dhe deshira jone qe t' i sherbejme kujtdó me shpejtesí dhe besnikerí, si edhé emri i ndéreshem qe kane patur gjer sot shoket t' one ne mes te bashkatdhetáreve, na japin kuraje qe te rekomandojme keté shoqerine t' one si nje shoqerí me sigurime te plotta per cilindó qe do te kete miresine te hyje ne marredhénie me neve.

Duke ju lutur qɛ tɛ merrni nenɛ́ shɛním nɛnɛshkrimin t' onɛ tɛ poshtmɛ, i cili ɛsht i vétɛmi qɛ ka fuqí,

Mbétemi me besɛ dhe nder,

SHOQɛRIA TREGɛTARE MYZEQARE.

---

## *QARKɛTORE PɛR SHTIMIN E NJɛ DYQANI Tɛ RI.*

Duke venɛ re se veprimet t' onɛ tregɛtare po sgjerohen dita me ditɛn, vendosnɛ dhe hapnɛ njɛ dyqán tɛ ri nɛ Vlorɛ tɛ cilin do t' a qeverisɛ vɛlláj yn̈ɛ mɛ́ i vogɛl me kapitalin t' onɛ tɛ bashkɛt. Pɛrandáj, po ju lajmɛrojmɛ me anɛn e kɛsáj qarkɛtore fillimin e kɛsáj shtɛpie tregɛtare, dhe ju lútemi gjithɛ miqve, púnɛrat e tɛ cílɛve i u bjenɛ mɛ́ afɛr, t' i drejtohen vɛllájt t' onɛ tɛ sipɛrthɛnɛ pɛr púnɛrat e tyre t' atjeshme, dhe neve bashkɛrísht zotóhemi pɛr mbarimin e tyre besník. Drejtori i dyqanit tɛ Vlorɛs do tɛ nɛnɛshkruaj si edhé neve

VɛLLAZɛRIA KOSTURI.

---

## *I ATI MERR SHOK Tɛ BIRIN.*

Nga shkaku i sgjerimit tɛ púnɛrave tɛ shtɛpisɛ s' onɛ tregɛtare pata nevojɛ pɛr njɛ ndihmɛs dhe morra si shok t' im bir A........ Duke ju lajmɛruar pɛr kɛtɛ́ gjɛ, pɛrfitój nga ky rast qɛ t' ju çfaq falɛnderiet e mia tɛ pɛrzɛ́mɛrta pɛr çmimin e shɛrbímeve tɛ mij me tɛ cilin mɛ kini nderuar gjer taní, me shpresɛ q' edhé nɛ kohen e arthme do tɛ vashdoni tɛ kini gjith' atɛ́ mbesím.

Ju lutem merrni nenɛ́ shɛním nɛnɛshkrimin t' onɛ,

Me besɛ e nder,

DORɛGJATI, ATɛ DHE BIR.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Dorɛgjati, atɛ, do tɛ nɛnɛshkrúanjɛ | „ | „ | „ | „ |
| Dorɛgjati, bir, do tɛ nɛnɛshkrúanjɛ | „ | „ | „ | „ |

*I ATI I A LE TREGETINE TE BIRIT.*

Mosha ime e shkuar qe kerkón çlodhie, me shtrengón qe te heq dore nga ç' do pune, per te shkuar ne qetesí ditet e mbétura te jetes s' ime. Perandáj, le trashegimtár dialin t' im mé te math D..... i cili po merr persiper drejtimin e shtepise s' one tregetare. Nuk' esht gje e udhes qe te levdoje ata bijt' e tij, po, me qene qe kio esht nje çeshtie mbesimi te bashket, duhet te them qe diali im ka jo vetem shume eksperience dhe zel te provuar po edhé esht fetarísht i drejte ne marredhéniet.

Duke qene i tille po e rekomandój ner te gjithe miqt' e mij, me lutie qe te mos e pakesojne mbesimin qe kane patur gjer me sot tek mua, duke patur taní garantine t' ime per sigurí mé te madhe. Perandáj, ju lutem qe te ndreqni llogarite t' ona me njerijatrin dhe t' i shkoni n' emrin e dialit t' im me te cilin do te merri vesh pasketáj.

Duke çfaqur mirenjojtien t' ime tek ju, Zoterínj, per dashurine dhe miresine qe kini treguar gjer sot tek mua, ju sigurónj qe kujtimi i miqve te ketille do te gezoje ditet e jetes s' ime qe me mbeten.

---

SHENIM.—Kio forme, me disá ndryshime, munt te perdoret edhé ne ç' do rast tjeter, kur kryetari i nje shoqerie tregetare merr nje shok osé i a le púnerat nje tjetri, edhé kur ndryshohen shoket.

---

*QARKETORE PER TE LAJMERUAR PERNDARIEN E NJE SHOQERIE.*

Kemi nderin t' ju lajmerojme qe shoqeria jone me emrin "A. B. & Co." perndahet pas tre muaj, edhé me qene qe pushojme qe sot ç' do veprím tregetár te ri, ju lútemi gjithe miqve te mos na japin porosí te tjera, as qe te na dergojne nocá mall, dhe te mbyllin hesapet t' ona gjer me diten e sipershenuar.

## *QARKETORE PER FAJURE (Falimento).*

Nofta do t' a kini mesuar se qe prej disá kohe me kane ndiekur rasje shume te keqe te cilat me kane hedhur aqe poshte sa nuk' mundet qe te mbanj pasketáj dhe te paguanj borxhet e mij.

Duke ju lajmeruar me dhembie shpirti per keté ngjarie fatkeqe, i benj nje thirrie shpirtmadhesise s' uaj, me shprese qe nuk' do te refuzoni te vini ne marreveshie miqesore, duke i u dhene fuqí te plotte disave nga miqte mé te mbesúarshem q' ashtú t' i jepet funt kesáj çéshtieje plot vrer.

Me tridhjete te kti múaji do te mblidhen ketú gjithe kreditoret e mij, ne mes te cíleve shpresónj qe do te perfaqesoji dhe ju, ku mbesónj qe do te merret ne sy fatkeqesia ime dhe sinqerietti i veperímeve te mij.

Mbetem me perunjesí,

---

## *QARKETORE PER KETHIMIN E NDERIT.*

Duke erdhur ne nevojen e hidhur te pushónj pagimin e bórxheve te mij, nga shkaku i trazírave te fundit qe ngjane ne krahinen t' one, prej shkelies s' armiqve, pata fatkeqesine qe te dekllarohem i fajuar (qe dhashe falimenton) me ... te múajit. Kreditoret e mij, duke marre ne sy shkaket e aresýeshme qe nuk' me lane t' u pergjígjesha detýrave te mija, ardhe ne nje marreveshie me anen e te ciles me bene nje diskónt prej 50 per qint nga ató qe kisha per te dhene, me kondite qe hesapi i mbetur te çkeputej ne pese viet e siper pa nonjé interés.

Passí i u vura prape punes s' ime, munda jo vetem qe te mbush konditat e marreveshies, duke vene tere fuqine t' ime, edhé me ndihmen simpathike qe treguan tek mua kreditoret e mij te nderuar, po edhé i kenaqa plotterísht edhé per kapitalin edhé per interesin edhé per harxhet e tjera te tyre.

Perandáj, edhé gjykatorja me vendimin e saj me ... te múajit me vuri prape nderin tregetár ne vent. Ketú mbrenda po ju mbyll edhé nje kopie t' atí vendimi qe vertetón mbesimin t' uaj tek mua.

Duke qene i sigurt qe gjithe miqt' e mij do te gezohen, edhe une ju shigurónj edhé nje here qe do te ve tere fuqine t' ime qe t' i kenáq te gjithe.

---

## *PERGJIGJE E PELQYER NE NJE QARKETORE.*

Nga thelbi i zemres ju pergezojme per fillimin e shtepise tregetare te cilin na e beri te njojtur qarketorja juaj me ... te múajit.

Nga ana jone, do te perpíqemi me sa te na mundet qe te marre nje udhe te mbare puna juaj, si do qe jemi te bindur qe mbaresia e saj esht e siguruar prej nderit dhe eksperiences se provuar te Zoteries s' uaj.

Duke nisur, pra, qe sot po ju dergojme disá porosí me mbesím te plotte ne punen t' uaj te kethiellte dhe ne rrégullin e çquar t' uaj.



# KRYE II.

## Letra Sherbimi.

*Letre Sherbimi* quhet ajó letre me anen e se ciles nje tregetár osé nje meses lajmerón nje tregetár tjeter q' esht gatí t' i sherbenje ne degen e tregetise qe ka marre persiper. Letra te ketilla duhen shkrojtur me nje gjuhe t' embel dhe bujare, q' ashtú te fitohet simpathia e tregetarit, se ky esht qellimi i vetem i ketí lloji letrash. Pergjígjia ne nje letre te ketille eshte e doemóseshme; dhe kur pergjigjia esht e pa-kenáqeshme gjuha lipset te jete e bute, se nuk' esht e udhes qe te zemrojme nje njerí qe deshirón te na sherbenje.

### *LETRE PER TE HYRE NE MARREDHENIE TREGETARE.*

Duke deshiruar qe te hynj ne marredhénie tregetare me kompanine t' uaj te njojtur dhe te nderuar, zotohem qe do te ve tere fuqine t' ime qe te pelqehem per mbi ç' do tjeter per porosite me te cilat do te kini miresine qe te me ngarkoni.

Me shprese qe do te marr nje pergjigjie te mire,

Mbetem júaji me bese dhe nder,

### *PARASHTRIM SHERBIMESH.*

Me anen e kesáj letre po ju benj te njojtur qe, pas porosise te mikut t' one te bashke z. Q....., po ju dergónj sot me tren nje kase me marke C. H. No. 20, te cilen munt t' a merrni ne gjashte dit e siper.

Me keté rast, i cili na siell n' aferím aqe lumterísht, marr kurajen t' ju parashtrónj sherbimet e mij, duke ju siguruar qe, ne qofte se nonjé here do te kini nevoje per sherbimin t' im, do te mundohem me gjithe fuqine t' ime te mbarónj porosite me te cilat do te kini miresine te me ngarkoni.

---

## *PERGJIGJIE REFUZIMI TE TERTHORTE.*

Múarrme letren t' uaj me ... te múajit, me anen e te ciles na beni te njojtur dergimin e kases C. H. No. 20, edhé na parashtroni sherbimet t' uaj shume fisnikerísht.

Mbeso-ni, Zot, qe me rastin e pare edhé te mire do te vrapojme t' ju japim nonjé porosí e cila do te jete nisja e marredhénieve t' ona te rrégullshme, per fitimin t' one te bashket.

Sa per kohen e tanishme, per shume aresye te ndryshme, esht shume gje e veshtire per neve qe t' ju japim porosí.

---

## *PERGJIGJIE E KENAQESHME.*

Nuk' na esht fare i pa-njojtur neneshkrimi i letres s' uaj me ... te múajit, me anen e te ciles na zotoji fort fisnikerísht qe do te mbaroni ç' do porosí qe do t' ju japim. Kur-do-here kemi patur idene mé te mire per juve, po, sikunder shekoni edhé vete, nuk' na ish dhene nonjé rast gjer sot qe t'a provonim mbesimin t' one.

Sot, pra, duke marre per shkak letren t' uaj, po ju dergojme me gezím te math, si nisje per porosí mé te medhá, shenimin qe po mbyllim ketú mbrenda, per vénien ne veprím e te cilit mbeshtétemi ploterísht ne rrégullin dhe besnikerine t' uaj te nderuar.

## *PERGJIGJIE REFUZIMI.*

Marrim nderin t' ju çfaqim falenderiet t' one per pareshtrimin fisník te sherbímeve t' uaj, me anen e letres me . . . te múajit.

Si do qe kemi deshiren mé te mire qe te hyjme ne marredhénie me juve, qesati qe po mbreterón per fat te keq ne tregun t' one nuk' na jep leje qe te hyjme ne púnera te rea, mbassí me zi po i mbajme edh' ató porosí qe kemi dhene.

Duke uruar qe te miresohen púnerat, do t' a qúajme vehten t' one te lumtur kur te na jepet rast qe te perfitojme nga sherbimet t' uaj.

---

## *TREGETAR I RI KERKON KREDITE.*

Me qene qe u-largova nga shtepia tregetare e z. P. M. te cíleve u-sherbeva si sekretár permí tete viet, edhé hapa nje zyre te veçante, si pas qarketores s' ime me . . . te múajit, marr kuraje t' ju parashtrónj veçanerísht sherbimet e mij, edhé t' ju çfaq deshiren qe kam qe te fitónj mbesimin dhe miqesine t' uaj. Me qene qe kam ndermént te hynj ne marredhénie tregetare me qytetin t' uaj, do t' a quanj si nje lumterí te madhe sikúr te kishit miresine te hynit ne marredhénie me mua. Gjith' ashtú ju lutem qe te me thúani se sa kredite munt te me jepni, kur te kem nevoje, me shprese qe nuk' do te kini as nje shkak qe te pendohi.

---

## *PERGJIGJIE REFUZIMI TE TERTHORTE.*

Me gjithe qe jam plot gezím per proponimin t' uaj, me vien shume keq se he-per-he nuk' munt te benj asgjé per te kenaqur miqt' e mij. Perandáj ju lutem qe te me ndieni edhé te mbesoni qe ne ç' do rast tjeter kam per te dhene prova te mbesimit t' im tek ju.

## *SEKRETAR KƐRKON PUNƐ NƐ ZYRƐ TREGƐTARE.*

Mɛsónj qɛ kini qɛllím tɛ merrni njɛ sekretár me eksperiencɛ nɛ korrespondencɛn e huaj. Duke mbesuar qɛ munt t' i mbush ató detyra, marr kurajɛn t' ju parashtrónj shɛrbimet e mij, nɛ qoftɛ se vɛndi ɛsht édhe i hapur.

N' ɛsht se dúani tɛ pyetni pɛr mua, munt t' i u drejtohi z. z. A. B. nɛ zyrɛn e tɛ cílɛve punova shumɛ kohɛ. Nga ana tjetɛr, ju sigurónj se po tɛ mɛ nderoni me mbesimin t' uaj, do tɛ mundohem me gjithɛ fuqinɛ t' ime qɛ tɛ provónj se e meritónj atɛ́ mbesím.



# KRYE III.

## Kerkime Informatash.

Nε letrat me anεn e tε cílave kεrkohen osé jepen *informata* duhet tε vεmε re dy gjεra. Ay qε kerkon informata duhet

a) Tε zgjedhε njerinε e duhur nga i cili munt tε marrε informata tε sigurta.

b) Duhet t' a çfaqε çεshtien me mεnyrεn mέ tε kuptúarshmε.

Ay qε jep informata duhet t' i marrε nga mburimet mέ tε sigurtε qε tε pεrgjigjet "*me sigurí*" osé "*me drojtie,*" kur ka dyshím, osé tε thotε "*flitet*", kur ató informata qε jep i ka dεgjuar vetεm nga tε tjerε, osé tε thotε, mέ nε funt, tε vεrtetεn qε "*nuk' munt*" tε japε nonjέ informatε tε sigurtε, duke u-mejtuar qε merr njε pεrgjigjεsí shumε tε madhe kundréjt atí qε kεrkón informata, qoftε mik, qoftε korrespondént, qoftε fare i pa-njojtur.

Emri i tregεtarit pεr tε cilin kerkohen informata nuk' vihet nε letrεn, po nε njε kartushkε tε veçantε, se nuk' εsht gjε e mirε qε tε merret nεpér kεmbε nderi i njε tregεtari dhe tε vihet nε dyshím mbesimi i tij. Me keté mεnyrε, aý emεr nuk' duket as fare nε kopien e letrεs qε mbajnε tregεtaret.

### *KЄRKIM INFORMATASH PЄR NJЄ TREGЄTAR.*

Zotnia, emrin e tε cilit do t' a shεkoni nε kartushkεn qε po mbyll ketú mbrenda, mε kεrkón t' i dεrgónj mall qε vlen gjer dy-qint napolona. Me qεnε qε gjer mε sot nuk' kam pasur asnjέ

marredhénie me até tregetár, emri i te cilit m' esht fare i panjojtur, ju lutem te me thoni n' esht njerí i ndéreshem dhe besník ne púnerat e tij, i zoti ne tregetí, i matur ne te príshurat, sa kapitál ka, dhe sa kredite munt t' i jap pa nonjé rrezík. Ju lutem te me jepni ketó informata, duke qene i sigurt qe do te mbeten te fshehta, dhe do te me detyroni.

Veç kesáj, mesónj qe púnerat e z. G... nuk' vene as fare mbare, edhé me qene qe kam marredhénie me 'té, po ju dergónj hesapet e tij dhe nje perfaqesím, duke ju lutur qe te merrni masat e dúhura, ne qofte se jane te verteta ató qe fliten.

---

## *PERGJIGJIE ME INFORMATA TE MIRA.*

Duke i u pergjigjur letres s' uaj te nderuar me ... te múajit, kam nderin t' ju them qe Zotnia per te cilin me pyesnit ka nje dyqán qe vlen nje 200,000 frenga. Esht vertét pak i shtrenguar dhe i merzitur ne marredhénie, po as genjeshtár as grindavéc nuk' esht. Si do q' esht i ri, tregetín' e di mé mire se neve q' u-mplakme ne 'té. Aqe njerí i kursyer esht sa arrín nga nonjé here shkallen e neqezit, edhé urtesia e tij e teperuar e ben frikanác ne veperimet e tij tregetare. Ketó dy te meta qe jane aqe te keqe per shtepiaket dhe shoket e tij, jane virtyte te pa-çmuar per atá qe kane hesape me 'té. Hesapet aý i quan si nje gje te shenjte, dhe nuk' munt t' i gjesh asnjé diallezí ne púnerat e tij. Shume gjera jane folur kundra 'ti, po nuk' duhet te merren ne sy, se jane thene me nakár.

Sa per z. G... ky zot ka pesuar shume deme ne tregetín' e drítherave, edhé perandáj i u esht pergjigjur me veshtiresí detýrave te tij; po, disá fitime te tjera i a shperblyen demet. Edh' aý esht nje njerí i ndéreshem. Esht nje njerí qe vdes mé mire se sa te çnderohet. Mos degjoni fialet qe fliten, dhe merrni prape perfaqesimin qe me derguat.

## *INFORMATA PER NJE TREGETAR, N' ESHT I MBESUARSHEM.*

Tregetari, emrin dhe adresen e te cilit e shekoni ne kartushken e mbyllur ne keté letre, me proponón qe te bashkepunojme. Menyra e bashkepunimit qe me proponón me detyrón qe t' i jap nje kredite prej 500 napolonash, po nuk' esht as fare çudí qe te vije nje dite kur te me kerkonje edhé suma mé te medhá.

Me q' e di qe kini shume marredhénie ne qytetin ku e ka dyqanin aý tregetár, fort do te me detyroni sikúr te me jepnit disá informata mé te çqúara per gjendien e tij dhe mbesimin qe duhet t' i jap. Esht e teper t' ju them qe ç' do gje qe te me shkrúani do t' a mbaj sekrete.

Pritni qe perpara falenderiet e mia.

---

## *PERGJIGJIE REFUZIMI TE TERTHORTE.*

Po i pergjigjem pa vonuar letres s' uaj te nderuar me ... te muajit.

Tregetari per te cilin me pyetni esht nje njerí qe gezón emrin mé te mire ne tregun t' one, si edhé ne tregun e tij. Pandéh qe nuk' gjendet as nje rrezík per até qe ka marredhénie me 'té.

Sidomos, desheronj qe t' ju kujtonj qe informatat e mia nuk' jane te dores se pare, edhé me gjith' qe dua t' ju jap informata mé te sigurta, per fat te keq nuk' esht e mundur per mua.

---

## *PERGJIGJIE E DYSHME*

Duké u-pergjegjur ne letren t' uaj te nderuar me ... te múajit, me duket se nuk' kam asgje te sigurte t' ju thom per tregetarin qe me pyetni. Shume here degjohen fjale jo te mira per atá qe merrn me tregetí. Po, pas mendiees s' ime, nuk' shoh persé te mos e mbaroni porosín' e tij, porsá qe te perkujdesi te vini mé pare ne dore vleren e atí malli.

## PERGJIGJIE E SINQERTE

Me shtrengim te math te zemres po i pergjigjem letres s' uaj te nderuar, se informatat qe kerkoni nga mua me vene ne nje pozite te veshtire, se nuk' dua as te çnderónj emrin e nje tregetari, as te behem shkaku i demit per interesat e miqve te mij te vieter dhe te dashur.

Me gjith' até, po ju them q' aý tregetár ka bere púnera te medhá kur-do-here, po taní mé se fundi e ngushtój qarkun e veprímeve te tij, nga shkaku i gjendies se trubull te vendit t' one.

Ne kohen e tanishme, te paken, nuk' ka asnjé rrezík per até qe ka marredhénie me tregetarin e siperthene, po, sidomós, esht gje miaft e rrezíkeshme qe t' i jepni nje kredite aqe te madhe.

E drejta esht qe me vien keq shume se nuk' munt t' ju jap informata mé te sigurta.

---

## INFORMATA PER NJE NDIHMES.

Z. D.... kerkón te sherbenje ne zyren t' ime, dhe me refén si rekomandím qe ka punuar kater viete si ndihmes ne zyren t' uaj. Po une deshirónj qe te mesónj drejt-per-drejt nga juve n' esht njerí i beses, ne ka rregull ne púnerat e tij, edhé n' esht i zoti per até pune. Gjith' ashtú, deshirónj qe te me çfaqni edhé shkaket per te cilat u-largua nga shoqeria juaj.

Ju lutem, pra, qe te me jepni informatat e dúhura sa mé shpejt, qofshin te mira qofshin te keqe, duke qene i sigurt qe do te mbahen sekrete.

---

## PERGJEGJIE E MIRE

Duke iu pergjigjur me gezím letres s' uaj te nderuar, vrapónj te ju çonj informatat e duhura per z. D...

Ky Zotení esht shum' i zoti, shume i mesuar, i drejte, edhé i ndershem, edhé ka zel te math per te mbushur detyrat e tij. Te gjithe neve mbetme te kenaqur, nga gjithe pikepamiet, nga sherbimet e tij, edhé largimi i tij nga shoqeria jone na hidheroj fort. Po ay nguli kembe qe te pranohej doreheqja e tij, me qene qe kish vendosur te zgjeroje diturín' e tij ne tregetí, duké punuar ne nje qendre mé te madhe tregetare.



# KRYE IV.

## Letra Porosie.

*Letra porosie* quhen ató letra me anen e te cilave tregetaret me-rren vesh me njeri-jatrin duké porositur mall drejt-per-drejt ose me anen e agjénteve osé korrespondénteve te tyre.

Letrat e ketilla duhen shkruar kur-do-here te shkurtera.

---

*POROSI MALLI TEK NJE AGJENT*

Shume deshirónj qe te perfaqesohem prej nje agjenti ne qytetin t' uaj, dhe me qene qe z. H... me shiguroj q' eshte i kenaqur nga puna juaj, ju lutem te kini miresíne te merni pasketaj persiper édhe punerat e mia.

Si nisie te marredhénieve t' ona, desheronj qe te blini per mua sendet qe po shenoj ne listen e mbyllur ketú, duké me derguar me vaporin e pare mallin. Te hollat do t' ju a dergonj porsa qe te marr fakturen, me ç' do udhe qe t' urdheroni.

Ne qofte se do te kenaqem nga sherbimi juaj keté radhe, ahere kam per te derguar édhe porosí te tjera mé te shenuara. Per rre-gullin t' im ne pagesat munt te pyesni mikun e siperthene, ose ç' do tjeter tregetár. Ç' do njeri i ndershme qe flet te verteten, do te deshmonje mire per mua.

## *PERGJIGJE E KENAQESHME*

Duké u-pergjigjur ne letren t' uaj te nderuar me... te muajit, çfaq gezimin e math qe me beri proponimi juaj. Porosite t' uaja jane shume te vogla perpara deshires se madhe qe kam per t' ju sherbyer, si do qe nuk' kam nderin t' ju njoh fare, po vetem mbeshtetem n' emrin t' uaj te mire.

Nje-me-nje i bleva ató qe m' urdheruat dhe i ngarkova ne vaporin qe u-nis sot. Mbrenda do gjeni fakturen, edhé mé von do te heq çekun per mbi emrin t' uaj qe te me paguani pa nonjé shtrengim. Shpresonj qe do te pelqeni édhe mallin édhe çmimin, dhe nuk' dyshónj qe pasketáj do te me jepni edhé porosí mé te medhá.

---

## *POROSI MALLI*

Duke u-pergjegjur ne letren t' uaj me ... te múajit, me anen e te ciles me dergoni çmimet e mallit qe kerkonja nga juve, ju lutem qe te me dergoni sa mé shpejt ketó qe pasojne:

.....................

.....................

.....................

Duke pritur lajmin e dergimit te mallit pas porosise s' ime te siperme,

Ju falem me nder.

---

## *PERGJIGJIE E KENAQESHME.*

Duke mbaruar sa mé shpejt porosíne me te cilen patte miresíne qe te me ngarkoni, me anen e letres s' uaj te nderuar me... te muajit, po ju dergonj sot me tren mallin qe kerkonit, te cilin do t' a merrni me trenin e pare.

Mbrenda ne keté letre po ju dergonj edhé fakturen prej 150 napolona, te cilat ju lutem te m' i dergoni porsa qe t' ju volite.

---

*NDALIMI I NJE POROSIE TE VONUAR.*

Me hidherim ju benj te njohur qe shtrengohem t' a marr prape porosíne q' i dhashe agjentit t' uaj me ... te muajit te shkuar, ne kohen e ndénjies se tij te shkurter ne qytetin t' one.

Malli qe me shiti ay zot duhej te m' ish dorezuar qe múajin e shkuar me..., pa nonjé harç. Po sot shekonj qe harxhet u-shtuan shume dhe, ng' ana tjeter, malli nuk' shitet dot mé. Sikúr t' ish dorezuar me kohe, edhé harxhet nuk' do t' ishin bere, edhé malli do t' ish shitur me çmim te mire.

Kini miresíne , pra, qe t' a quani até porosí sikur nuk' u-dhá fare edhé me qene qe malli eshte derguar tani, jam i shtrenguar t' a le ne dogane per hesapin t' uaj, nga shkaku i vonimit te dorezimit per te cilin une nuk' kam asnjé faj.

---

*QERTIM PER SHKELIE URDHERI*
*DHE PER SIELLIE TE KEQE*

Me letren t' one me ... te muajit te shkruar, ju lajmeruam qe te pushoni se derguari lekure, mbasi pazari yne eshte plot nga ky mall. Po, pa-pandehur shekojme qe po dergoni prape nje aníe (gje mí) tjeter, per te cilen po ju lajmerojme qe mbetet per hesapin tuaj, edhé qe nuk' duam te na dergoni mall qe jo vetem nuk' e kerkuan, po edhé ju thame qe te mos na e dergonit. Letren me te cilen ndalonim dergimin e lekúreve e múarrte me kohe, d. m. th. perpara se t' i dergonit, keshtú qe nuk' kini asnjé aresye ku munt te mbeshteti. Thoni q' i gjette me çmim t' unjter, dhe pandehte qe do te na kenaqnit; po edhé neve ju lajmeruam qe mé pare se edhé ketú vlera e tyre ka rene shume poshte.

Gjith' ashtú kemi vene re qe nuk' kini mbajtur asnjé regull ne dergimet t' uaj, edhé duké u-siguruar qe porosite t' ona nuk' vihen ne veperím me kujdesin e duhur, presim qe sot ç' do marredhénie tregetare me juve, dhe po ju dergojme hesapin per veprimin e gjertanishme. Gjith' ashtú, ju lutemi te vini re se mos dergoni nonjé çek mbi emrin t' one, se do t' u kthehet prape.



# KRYE V.

## Kerkime te Hollash.

Me anen e ketyre letrave, tregetaret i kerkojne njeri-jatrit te dergojne te hollat qe kane per te dhene ne mes te tyre nga hesapi i mallit qe kane derguar.

Ketó letra duhen shkrojtur kur-do-here me gjuhe te embel, duké kujtuar qe vetem nevoja e madhe e shtrengón shkrónjesin e letres qe t' i kerkoje ató te holla. Edhé kur vjen puna qe te shkruhen édhe disá kanosje per atá qe bejne veshin e shurdher dhe nuk' kujtohen qe te lajne borxhet e tyre, kanosja duhet te jete e terthorte.

*LUTJE PER TE ÇKEPUTUR HESAPIN*

Per te mbushur nje sume te madhe qe duhet te paguanj ketó dit, jam i shtrenguar qe te mbleth ca suma te vogela q' i kam te ndara, ketú edhé atje. Perandaj, ju lutem qe te kini miresíne t' i jepni ballancen e hesapit t' uaj pruresit te kesaj letre i cili do t' a çkepute n' emrin t' im.

Duhet te jini i sigurt, Zotni, qe vetem nevoja e madhe me shtrengón te bènj nje çap te ketille ne nje kohe qe ndofta édhe juve vete ndodhi te shtrenguar.

Me bese dhe nder

*MEMORANDE NJE DEBITORI (borçliu).*

Prej shume kohe ka mbetur i pa-çkeputur hesapi juaj me neve, dhe, duké ditur se sa i rrégullshem jini ne marredhéniet t' úaja, nuk'

munt te gjenj tjeter shkak per keté voním veç se nonjé gabím, osé ndofta nuk' ju a ka zene syri noten t' ime. Nevoja e madhe qe kam, se duhet te paguanj pas pak dit nje tok çekesh, me shtrengón qe t' ju dergonj keté memorande. Bashke me keté ju dergonj edhé hesapin t' uaj.

Kam besim te plotte qe kejo nevoja ime e pertashme per te holla, e cila me shtrengón qe t' ju merzit, do t' ju binde qe te me ndieni, dhe qe do vazhdoni duke me nderuar me porosite t' uaja.

---

### *PERGJIGJIA*

Kini ploterísht te drejte. Hesapi t' uaj, qe diten q' u dergua mbet ne mes te kártrave te tjera te zyres s' ime, dhe shkaku i mos-pagimit eshte vetem ky gabim i pa-dashur. Po ju dergonj, pra, ballancen e hesapit t' im me anen e pruresit te kesaj letre, i cili eshte i porositur qe t' ju dorezonje sumen e shenuar. Duké ju lutur qe te çkeputni hesapin t' im,

Prisni te falat e mia me nder

---

### *QERTIM PER NJE DEBITOR TE PA-REGULLSHEM*

Me habitie te madhe pashe qe nuk' e pritte çekun t' im prej prej 160 napolona. Aresya qe paraqitni per mos-pagimin e çekut t' im eshte, sikunder thoni, qe nuk' me kini noca te holla; po pas hesapit t' im, juve me mbeti borç edhé 50 napolona te tjera, sikur edhé ay çek t' ish paguar.

Me vjen keq shume, pra, se keshtú prishet besa tregetare q' esh te aqe e nevójshime ne marredhéniet. Ca mé teper me vjen keq se prisnja nje regull mé te mire nga nje mik me te cilin kam patur gjer sot marredheniet dhe miqesíne mé te mire.

*PERGJIGJIE ME ARESYE PER VONIMIN*

Duke u-pergjegjur ne letren t' uaj te nderuar me ... te múajit marr nderin t' ju benj te njojtur qe nje gabim i math ka hyre ne marredheniet t' ona, edhé kethimi i çekut t' uaj te nderuar i detyrohet mos-verejties se sekretarit. Porsá qe mora letren t' uaj, pra, i veshtrova dhe nje here hesapet, edhé i gjeta ashtú sikunder me shkruani édhe juve.

Mbesónj, pra, i dashur mik, qe do te m' a falni keté gabím, edhé ju siguronj qe pasketaj do te ve tere fuqine t' ime qe te mos ngjasin gabime te tjera.

Me gjith' até, kam t'ju benj nje lutie te nxehte, ne qofte se munt te meret ne sy. Ajo lutje eshte per te me dhene nje kohe te shkurter prej nja dhjete ditesh, me qe jam shume i hapur dhe nuk' kisha ndermént se munt te vinte edhé radha e çekut t' uaj per pagím. Po ne qofte se i duani te hollat me doemos qe tani, prape di ç' munt te behet.

---

## SHENIM

---

## Letra Rekomandimi.

---

Ne boten tregetare, sikunder edhé ne boten shoqerore, letrat me te cilat rekomandojme nje njeri tek nje tjeter lozin nje roll te math.

Me anen e létrave rekomandimi, tregetaret bejne te njohur miqte, agjentet edhé korrespondentet e tyre ner sivellezézerit e vet. Po me qene qe shkrimi i létrave rekomandimi qe perdoren ne tregetí nuk' eshte shume i ndryshem nga letrat rekomandimi shoqerore, nuk' japim shémbella te veçanta se shémbellat qe dhame mé siper munt te perdoren me ndryshimet e duhur edhé per letrat tregetare

# PIESA E TRETE

## Shembella Kontraktesh dhe Shkresash te Tjera.

Nje libre letrekembimi qe shkruhet duké patur si udheheqes nevojat e Shqipetáreve nuk' munt te jete e plotte pa mos patur edhé shembella per kontrakte dhe per shkresa te tjera te doemóseshme ne jeten e sotme te njeriut.

Sgjedha e huaj, qe na ndalonte te shkrúanim shqip edhé letra, tregohej sa mé teper e pa-meshíreshme per shkresat zyrtare dhe gjysme-zyrtare, po te shkruheshin ne gjuhen t' one, duké mos i marre as fare ner sy; t' a leme me nj' ane qe gjuha ka qene, dhe eshte edhé sot, e pa-leruar.

Po tani punerat u-ndryshuan krejt, dhe eshte detyra e ç' do Shqipetari qe te kerkonje qe ç' do kontrakt edhé shkresc te shkruhet ne gjuhen kombetare.

*Kontrakt.*

Ç' do marreveshje qe bejne dy osé mé teper njeres me te shkrojtur, ose ç' do porosí me te shkrojtur qe jepet per nje pune quhet *Kontrakte*

Kontraktet jane dy llojesh: *zyrtare* kur shkruhen prej *Notarit publik* (mukavelat meemur); *private* kur shkruhen prej atyre qe bejne até marreveshje pa ndihmen e notarit publik.

Kontraktet ndahen prape me dysh, ne kontrakte *civile*, edhé ne kontrakte *tregetare*. Kontrakte civile quhen ató qe kane te bejne me jeten vehtiake te njeriut, si kontraktet e shitjes, leshimi me qirá, huaje, deftesa, etj.

Kontrakte tregetie jane kontraktet qe lidhen per te siguruar fillimin e nje shoqerie tregetare, çeket, notat zotimtare etj. etj.

Ne shkrimin e kontrákteve kane fuqí te plotte régullat e pergjítheshme te Hyrjes. Veçanerísht shenojme ketú q' esht nje gje e doemóseshme qe kontraktet te shkruhen me gjuhen me te kuptúareshme, mbassi nga shkrimi i tyre i mbytur munt te vijne shume zihie dhe puna te veje ne gjykatore.



# KRYE I.

## Shembella Chekesh, Notash, Urdherimesh etj. etj.

Veç létrave tregetare qe botuam mé siper, po shtojme ketú mé poshte dhe format e chékeve, nótave zotimtare dhe urdherímeve me te cilat punojne tregetaret.

*Chek per 2000 Frenga.*

Korçe, 8 Janár, 1918.

Pas dy muaj qe sot pagúani per keté chek te pare n' úrdherin e z. z. Doregjati & Co., sumen prej dy-mije (2000) frenga, si çmim te mallit qe na shitne, duke e shkrojtur ne hesapin t' one.

Vellazeria Túrtulli.

Vellazerise Elbasani,
Vlore.

*Urdherím per te Holla.*

Shkodre, 15 Maj, 1918.

Urdherím per 1000 frenga.

Me te pare i pagúani prúresit z. A Gorra sumen prej 50 napolona, si çmim te mallit qe morra nga aý, dhe i shkrúani ne hesapin t' im.

T. H. SHKEMBI.

Z. Z. Dhurati & Co.,
Delvine.

*Notε Zotimtare Tregεtare (Senét tregεtár).*

Elbasán, 2 Shkurt, 1918.

Notε pεr 1000 fr.

Mε 17 Prill tε kεtí viti, zotohem dhe jam i detyruar t' i paguanj z. T. H. Shkεmbi osé n' úrdhεrin e tij sumεn prej njε-mijε (1000) frεnga pεr mallin qε bleva nga aý.



# KRYE II.

---

## Deftesa.

---

*Deftesa* quhen shkresat me anen e te cílave bejme te njojtur me neneshkrimin t' one qe múarrme nje sume te hollash osé nonjé sent tjeter.

---

*Deftese per ... Frenga.*

I nenéshkrúari morra nga z. Y. M.... nje sume prej ... frenga, te cilat m' i kish per te dhene, si pas notes zotimtare (senét) (osé per ç' do tjeter shkak), me date 12 Mars, 1918, dhe vertetónj qe pasketáj nuk kam asnjé kerkím nga z. Y. M...

(Data) (Neneshkrimet)

---

*Deftese per Nje Piese te Borxhit.*

Deftese per 1000 frenga.

I neneshkrúari morra nje mije (1000) franga nga z. N. M., si pas notes zotimtare per dy mije (2000) frenga, me date 15 Janár, 1918. Ballanca (hesapi i mbetur) do te paguhet me ... te múajit 19..

(Data) (Neneshkrimi)

*Deftese per Note te Humbur.*

Z. K. A.... ish i detyruar te me pagúanje nje mije (1000) frenga si pas notes zotimtare te tij me 10 Mars, 1918. Ató pará m' i pagojti me gjith' interesin e tyre sot, dhe me qene qe nota e siperthene humbi, e dekllarónj pa fuqí dhe sikúr nuk' esht shkrojtur as fare, duke vertetuar qe nuk' kam mé asnjé kerkím nga z. K. A....

(Data) (Neneshkrimi)



# KRYE III.

---

## Nota Zotimtare (Senete)

---

*Notε pεr 100 franga, pa interés (fajdé).*

I nεnεshkruari dekllaronj qε mora nga z. M. S... njε (1000) franga, tε cilat zotohem t' i paguanj pas gjashtε muaj, pa nonjé interes (faide).

(Data) (Nεnεshkrimi)

---

*Nota pεr hua me dorεzénie (qefalet, qefíl) dhe interés.*

I nεnεshkrúari P. R... morra nga z. O. L... pesε-qint (500) franga pεr njε vit me 10 pεr qint interes nε vit. Interesi duhet paguar nε funt tε ç' do gjashtε muaj.

Z. B. H... dekllarón qε zotohet pεr z. O. L... dhe εsht i detyruar qε tε paguanjε edhé krerεt edhé interesin, nε qoftε se i sipεrshεnuari z. O. L... nuk' do tε ketε paguar me kohε interesin dhe krerεt.

Kio notε u-shkrua dhe u-nεnεshkrua edhé prej kreditorit, edhé pεr debitorit, edhé prej dorεzεnεsit (qefil) , dhe seicili mori nga njε kopie.

(Data)

| | | | |
|---|---|---|---|
| Nεnεshkrimet: | Kreditori, | Debitori | Dorεzεnεsi |
| | (O. L. ) | (P. R. ) | (B. H. ) |

## Notє me penk, (rehen) .

Me anєn e kєsáj note zotimtare bєhet e njojtur qє z. K. T... i hojti z. L. M... pesє-qint (500) franga, me konditє qє do tє kthehen prej z. L. M... nє tre muaj e sipєr, me dy-mbє-dhjetє pєrqínt interes nє vit.

Pєr siguri tє kєsaj huaje, z. L. M... la si penk nє duart e z. M. T... njє orє (saát) tє florinjtє qє u-çmua pєr tetє-qint franga. Nє qoftє se z. L. M... nuk' do tє mundє tє kthenjє ató tє holla nє kohen e caktuar, ahere z. K. T... ka tє drejtє t' a shesє saátin pєrpara dv dєshmorєsh. N' єsht se suma qє do tє dalє nga shitja nuk' mbush sumєn e pesє-qint frέngave, z. L. M.... єsht i detyruar qє tє pagúanjє ballancєn, osé n' єsht qє çmimi i shities do tє jetє m' i math, ahere z. K. T.. detyrohet qє t' i kthenjє ndryshimin z. L. M...

U-bєnє dy kopie tє kєsaj note zotimtare tє nєnєshkruara prej tє dyve, dhe cilidó mori nga njє kopie.

(Data) (Nєnєshkrimi)



# KRYE IV.

## Kontrakte Tregetie.

*KONTRAKT PER TE FILLUAR NJE SHOQERI TREGETARE*

Sot, me tre te Gushtit, 1918, te neneshkrúarit vendosne qe te fillojme nje shoqerí me ketó kondita:

1) Shoqeria jone do te nise te vepronje qe me 3 te Nentorit te keti viti, dhe do te mbanje pese viet te tere, nen' emrin' "A. B. & Co."

2) Per te filluar shoqerine shtrojme 100,000 franga, prej te cílave z. A. ve 60,000 dhe z. B. 40,000 duke u-zotuar qe do te depozitohen n' arken e bashket.

3) Me qene qe креret t' one nuk' jane baras, fitimet ose demet do te behen hesap si pas kapitalit qe ka shtruar cilidó.

4) Pas neneshkrimit te ketí kontrakti do te perhapim nje qarketore te neneshkruar prej te dy páleve, per te bere te njohur fillimin e kesaj shoqerie.

5) Shoqeria jone do te merret me blerie dhe shitie malli per hesapin t' one te bashket, edhé per hesapin e te tjéreve.

6) Nga te dy shoket, z. A. do te perkujdeset te mbanje korrespondencen e Shoqerise dhe z. B. arken e saj. Gjithe çeshtjet do te kqyren dhe do te vendosen me bashkepunimin e te dy shókeve.

7) Gjithe harxhet e nevojshme te dyqanit, si qiraja, zyre, rrogat, e ndíhmesve dhe te sherbetóreve etj. etj. do te vendosen gjith' ashtú se bashku.

8) Asnjé prej nesh nuk' ka te drejte te marre nga shoqeria per harxhet e tij te veçanta mé teper se pese-mije franga ne vit.

9) Ne funt te ç' do viti do te shekohen llogarit' e pergjitheshme te shoqerise, edhé ne qofte se fitimet jane mé te medhá ahere do te marre sicili piesen e tij te fitimit.

10) Ne qofte se aresye te veçanta e shtrengojne njerin nga shoket qe te hiqet nga shoqeria, perpara se te mbushen te pese vietet, aý shok duhet te lajmeroje tjetrin te paken tre muaj mé pare. edhé ne qofte se nuk' e lajmerón detyrohet t' i paguanje shokut 5000 franga si çdemim.

11) Shoku qe hiqet duhet te marre piese ne rreziket qe munt te dalin nga veprimet qe ishin nisur perpara heqies se tij, ne qofte se shoku tjeter nuk' i merr persiper per hesapin e tij.

12) Kur te shperndahet shoqeria dhe si te shtrohet ballanca e pergjitheshme, te hollat do te ndahen me dysh, si edhé malli, sendet e tjera dhe veresíet, si pas kapitalit qe ka shtuar sicili. Sa sende qe nuk' ndahen do te çmohen pas vleres se tyre dhe do te hidhen ne short.

Ketó jane nyjat kryesore qe vendosme ne mes t'one; te tjerat i leme ne drejtesine dhe gjykimin t' one te mire. Perandáj u-bene dy kopie te keti kontrakti te neneshkruara prej te dyve, dhe sicili morri nga nje kopie.

(Data) (Neneshkrimet)

---

## *DEKLLARATE PER PERNDARJEN E NJE SHOQERIE TREGETARE*

Sot me nje-mbe-dhjete Qerhsór, te neneshkruarit bejme te njojtur me anen e kesaj shkrese, e cila ka fuqí si kur te ish bere perpara Notarit publík, qe pas vendimit t' one te bashket, po e perndajme shoqeríne. Duké i pare hesapet nje nga nje, sicili

morri piesen qe i bie ne mallin dhe ne veresíet. Perandáj, duke i çkeputur krejt hesapet t' ona, dekllarojme qe nuk' kemi mé as per te dhene as per te marre nga njeri-jatri.

U-neneshkruan dy kopie te kesaj shkrese dhe sicili morri nga nje kopie.



# KRYE V.

## Shkresa Perfaqesimi (Veqaletname)

Shkresa me anen e te ciles emerojme nje njerí si perfaqesonjes osé zevendes per te mbaruar nje pune duhet te shkruhet perpara nje notari publík, osé zyrtarísht perpara kónsullit, ne qofte se njeriu gjendet ne vent te huaj. Me gjith' até, edhé kio shkrese munt te behet vetem prej nje njeriu, po ahere duhet vertetuar prej nje zyrtari qe ka te drejte t' a benje até pune.

*PERFAQESIM ME FUQI TE PLOTTE NJE TREGETARI.*

Me anen e ketí perfaqesimi, i neneshkrúari dekllarój qe dergónj z. A. B... si perfaqesonjes, dhe i jap te drejte te merret vesh, te blere, te shese, edhé te çkembenje n' emrin t' im ç' do lloj malli, te dergonje dhe te pagúanje cheke me emrin t' im, edhé, me nje fjale, te benje ç' do gje qe perkét çkembimet tregetare (veç kesáj osé asáj gjeje).

Gjith' ashtú i jap te drejte qe te kerkonje hesáp nga atá qe me kane te holla, te marre te hollat, dhe te jape deftese. Nga ana ime, zotohem t' i pranónj tere veprimet e tij (veç ketí edhé atí), edhé te paguanj ç' do chek qe dergón aý. Perandáj, u lutem miqve te mij qe t' i japin mbesím te plotte perfaqesónjesit t' im, edhe une zotohem qe te pergjigjem per ç' do gje qe ben aý.

*PERFAQESIM PER TRASHEGIM.*

Me anen e kesáj shkrese benj te njojtur qe z Y... esht perfaqesónjesi (osé zevéndesi) im fuqiplote ne çeshtien e pieses se trashegimit qe kam per te marre nga malli i kusheriut t' im qe vdiq ne Bukurésht te Rumanise, me qene qe nuk' munt te vete vete.

Z-it Y... i jap te drejte qe te marre piesen qe me bie nga trashegimi, te mpronje te drejtat e mia me anen e gjyqit, te vinje ne marreveshie me bashketrashegimtaret, dhe te benje ç' do gje q' esht per interesin t' im.

Nga ana ime zotohem qe te pranónj gjithe vendimet e tij pa kundreshtím, pa hedhur pohste asnjé nga ató. Perandáj edhé po e dergónj me keté perfaqesím fuqiplot, te neneshkruar prej meje, dhe te vertetuar prej Katundarise se qytetit t' one qe te kete fuqi ne ç' do gjykatore.



# KRYE VI.

## Shkresa Shitieje dhe Leshimi me Qira.

*SHKRESE SHITIEJE E NJE SHTEPIE.*

Sot, me 1 Tetór, 1918, i neneshkrúari A. B. i shita C. E shtepine t' ime, No. 125, Udha e Lirise. Keté shtepí, te perbere prej 8 dhomash, nje kuzine, avllí, obór, kopsht, etj. etj., i a shita te sipershenúarit C. E. per 500 napolona te cilat m' i numerój ne dore. Perandáj, po i a leshónj bléresit keté shtepí, te lire nga ç' do tjeter prenge osé borç, duke hequr dore nga ç 'do te drejte qe kam patur per mbi 'té, dhe duke njohur z. C. E. si zot fuqiplót dhe te pa-penguar te kesáj shtepie.

Z. C. E. esht i detyruar qe t' a shkrúanje shtepín' e tij ne Libren zyrtare te Transferímeve.

Per prove dhe sigurí u-be kio shkrese e veçante (private), e cila ka gjith' até fuqí sikursé t' ish bere perpara notarit publík, dhe u-neneshkrua prej meje.

*LESHIM ME QIRA.*

Me anen e kesáj shkrese z. E. C. i leshón me qirá shtepín' e tij No. 33, Udha 28 Nentór, z. S. H. me ketó kondita:

Shtepia e síperme, e perbere prej tete dhomash, kuzine, kopshti, uje per te pire, dhe prej nje qilari, e ndertuar sikunder duhet me qelqe, kyçe, dyer, dritare, do t' i leshohet z. S. H. me 1 Shtatór per nje vit, dhe qiraja do te vashdonje gjer me 31 Gusht, 1919, kur edhé merr funt fuqia e kesáj shkrese.

Suma e qirase u-vendós qe te jete 100 napolona ne vit, dhe z. S. H. zotohet qe t' a pagúanje ç' do tre muaj. Te hollat do t' i dorezohen z. E. C. osé ç' do tjeter njeriu qe te kete marre urdher nga z. E. C., me neneshkrimin e tij.

Tere miresimet dhe ndertimet qe do te benje z. S. H., ne kohen qe do te rije n' até shtepí, jane per hesáp te tij, dhe ne funt te kohes se caktuar, shtepia duhet dorezuar ne gjendie te mire.

Gjith' ashtú, u-vendós qe pagesat zyrtare (vergjite) per ndertesa te paguhen prej z. S. H., i cili esht, gjith' ashtú, i ndaluar qe t' i leshonje nonjé tjetri nje piese osé tere shtepine qe zuri me qirá per vehten e tij.

Z. E. C. do t' a dorezonje shtepine ne gjendie te mire, te paster, dhe pa nonjé dem osé mungese ne funt te kohes se caktuar.

U-bene dy kopie te kesáj shkrese te cilat u-neneshkruan prej te dy áneve dhe sicili morri nga nje kopie.



# KRYE VII.

## Pajeshkrim.

*Pajɛshkfím* quhet shkresa me anɛn e tɛ cilɛs bɛhet e njojtur, me rastin e njɛ martese, se sa pajɛ i jep i ati sɛ bijɛs. Bisedimet pɛr pajɛn bɛhen qɛ mé parɛ nɛ mes tɛ prínderve osé tɛ njéresve t' emɛruar pɛr até qɛllím dhe pɛrfundimet vihen pastáj nɛ formɛ shkrimi.

Pajɛshkrimi ɛsht i nevójɛshɛm me qenɛ qɛ nuk' dihet se ç' munt tɛ ngjasɛ pas martesɛs; fiala vien, njɛ nga tɛ martúarit munt tɛ vdesɛ, osé tɛ martúarit munt tɛ ndahen. Nɛ qoftɛ, pra, se nuk' ka njɛ shkresɛ tɛ kɛtillɛ, ahere munt tɛ dalin shumɛ ngatrime mbi çɛshtien e pajɛs qɛ duhet kɛthyer prapɛ, si pas nómeve dhe zakóneve tɛ vendit.

Pajɛshkrimi, nɛn' emrin grek "prikosimfonon" lot njɛ roll tɛ math nɛ Korçɛ. Shkresa pregatitet prej sekretarit tɛ Mitropolisɛ pɛrpara krúshqɛve, tɛ cilit e nɛnɛshkrúajnɛ si dɛshmonjɛs.

---

*SHƐMBƐLL PAJƐSHKRIMI, NGA ANA E ATƐS SƐ ÇUPƐS.*

Sot, mɛ 10 Gusht, 1918, i nɛnɛshkrúari duke dashur qɛ tɛ martónj çupɛn t' ime Teuta me z. Gjenç Gjata, pike-sɛ-pari u jap bekimet e mia dhe urónj qɛ Zoti i Lartɛr t' u dhuronjɛ gjithɛ tɛ mirat e dheut, shendét tɛ plottɛ, jetɛ pa hidhɛrime, fɛmijɛ tɛ mbara, dhe lumtɛrí tɛ pa-sosur.

E dyta; pajós çupɛn t' ime me 200 napolona, tɛ cilat do tɛ numɛrohen nɛ dorɛ tɛ dhénterit ditɛn e dasmɛs (osé ç' do ditɛ tjetɛr),

bashkë me një shtëpí (osé arë a vreshtë, etj. etj.). Gjith' ashtú i jap veshie të plottë; (këtú numërohen një nga një sendet e ndryshme të veshies), të cilat të gjitha çmohen gjer ... frënga.

Përandáj, u-bënë tri kopie të kësáj shkrese, të nënëshkrúara prej atës së çupës, prej dhéntërit edhé prej çupës, dhe sicili nga atá mori nga një kopie, përpara dëshmónjësve që nënëshkruan, gjith' ashtú.



# KRYE VIII.

## Dhiata.

*Dhiatɛ* osé *testamént* ɛsht shkresa qɛ le njɛ njerí, duke parɛshɛkuar vdekien e tij, me anɛn e tɛ cilɛs bɛn tɛ njójtura dɛshirat e tij tɛ funtme. Me dhiatɛn tregón se qysh do tɛ ndahet malli i tij, ç' piesɛ do tɛ marrɛ sicili nga t' áfɛrmit osé trashɛgimtarɛt e tij, etj. etj.

Ka katɛr lloje dhiatash:

a) *Dhiata zyrtare,* e cila shkruhet prej notarit publík. Pɛr ketɛ́ lloj dhiate nuk' kemi tɛ themi gjɛ, se i pɛrkét vetɛm notarit.

b) *Dhiata sekrete* e cila bɛhet prapɛ me ndihmɛn e notarit dhe mbetet nɛ duart e tij.

c) *Dhiata e vetɛshkrojtur,* e cila shkruhet me dorɛn e vet t' atí njeriu, dhe pas vdekies sɛ tij gjendet nɛ mes tɛ kártrave tɛ tjera.

d) *Dhiata me gojɛ* bɛhet kur njeriu gjendet duke hequr shpirt dhe s' ka fuqí tɛ shkrúanjɛ, dhe as qɛ mbetet kohɛ pɛr tɛ thirrur notarin. Kio dhiatɛ shkruhet prej nonjɛ́ nga atâ qɛ gjenden afɛr shtresɛs sɛ vdekies, pas dɛshírave t' atí qɛ heq shpirt, dhe vertetohet me nɛnɛshkrimet e gjith' atyre qɛ ndodhen atjé.

Pɛr dhiatat ka nom tɛ veçantɛ pɛr ç' do Shtet.

---

*DHIATA E VETƐSHKROJTUR E NJƐ BABE PLAK.*

N' emrin e Zotit tɛ Math dhe tɛ Tɛrɛfuqishɛm.

Duke ndiere qe po afrohet fundi i jetes s' ime, vrapónj gjer sa e kam mendien te shendoshe te mbarónj detyrat e mia te funtme.

Me pendím te thelle i jap shpirtin Kriónjesit t' one, dhe porosít qe kufoma ime te varroset pa nonjé shkelqím.

Ndiénj gjith' atá qe me kane bere nonjé te keqe, dhe lutem q' edhé atá q' i kam ftohur dhe zemruar, me te dashur a me te pa dashur, te me ndiejne me gjith zemer.

Bashke me bekimet e mia te funtme, trashegimin t' im i a le Shtetit, dialit, bijes dhe mbeses s' ime.

Dialit t' im C.. i le shtepine No. 1, Udha Mbret Bardhylli, bashke me 500 napolona te depozitúara ne Banken Kombetare.

Bijes s' ime L... i le dyqanin No. 105, Udha Dodona, bashke me 200 napolona te depozitúara gjith' n' até banke.

Mbeses s' ime te pa--rritur i le 500 napolona qe t' i kete paje kur te martohet.

Kusheriut t' im Ç... i a fal ató 150 napolona qe me ka.

Shtetit t' one i le 1000 napolona qe te harxhohen per te filluar nje Shkolle te Shkéncave Praktike.

Nga malli im qe te mbetet, passí te hiqen harxhet e varrimit, te ndihmohen disá nga femijet mé nevojtare, mprójtesit e te cílave rrane ne fushen e nderit, duke luftuar kundra armiqve te kombit.

Permbaronjes te kesáj dhiates s' ime, e cila u-shkrua dhe u-neneshkrua prej meje dhe prej dy deshmonjes, le kryekatundarin e qytetit t' one z. M... dhe dialin t' im C...

(Vendi dhe data) (Neneshkrimi)



# SHTIM

---

# FIALETORE E SHKURTER

## E Fialeve Te Rea, Te Perdorura Ne Libra dhe Gazeta

---

Mungesa e nje flaletore te plotte dhe te re te gjuhes s' one ka qene ndalimi mé i math per lerimin dhe pasurimin e saj. Gjuha jone ka marre nje udhe t' atille qe ç' do njerí q' interesohet per perparimin dhe ngjyren shqipetare te saj duhet te mejtohet shume thelle se ku munt te na nxierre ajó udhe.

Ne shvillimin e tanishme te gjuhes s' one veme re tre fakte te shenuar:

I.—Gjuha jone po latinizohet dita me diten ca mé teper, per fat te mire osé per te keq, duke u-perdorur ç' do fiale latine qe jep kuptimin qe kemi ndermént, pa bere hesáp se munt te gjendet edhé fiala shqip qe ka gjith' até kuptím.

II.—Sicili shkrimtár shqiptár, i mesuar pak a shume, ka dialektin e tij te veçante, dhe perdór osé çpik vete ç' do fiale q' i pelqén, pa bere hesáp ne e kuptojne te tjeret, keshtú qe munt te themi se ç' do shkrimtár ka bere edhé nje gjuhe te veçante per penden e tij.

III.—Mungesa e flaletores dhe fialet qe çpik ç' do shkrimtár e kane bere gjuhen t' one te pa-kuptúarshme per shumicen e madhe te Shqipetáreve, dhe ky esht nje nga shkaket e largimit te

Shqipetáreve nga kendimi i líbrave dhe i gazétave. Shume jane atá qe kendojne gazeta dhe libra; po mé te shumet nuk' munt te kuptojne as gjysmat e kendímeve.

Ketó jane, pra, shkaket qe na bene te mbledhim fialet e poshtme, te cilat perdoren po-thua se pergjitherísht prej gjith' atyre qe dine te shkrúajne nje gjuhe te vyer.

Shumica e ketyre fiáleve do te perdoren doemós edhé ne gjuhen t' one, se jane po-thua nderkombetare, si *note, ultimate, demonstrate, fllote,* etj etj; jeta e fiáleve te tjera munt te jete e gjate, po dhe munt te hidhen mé von poshte prej Akademise Shqipetare.

Shpiegimet qe japim per ç' do fiale jane marre nga ketó fialetore te fámeshme: Larousse, (frengjísht) Webster (anglísht), dhe fialetorja e shkelqyer e Akademise Franceze. Puna jone ka qene shume e rende, se nuk' ka gje mé te veshtire se sa te japesh shpiegimin e nje fiale, dhe, nga ana tjeter, se nuk' kemi fiale te miafta qe te japin kuptimin e plotte. Perandáj edhé ju lútemi te gjítheve qe te na falin ç' do gabím qe munt te kemi bere, duke marre ne sy qe nuk' jemi as Larousse, as Webster, as anetár i Akademise Franceze.



# FIALETORE

## A.

ADHURONJ, i jap Perendise nderet q' i meritojne; dashurónj me gjithe zemer.

Shembell.—Pellasget adhuronin fuqít' e natyres si Perendira.

ADMINISTRATE, 1) perdorimi i fuqise se nje Shteti per te qeverisur vendin; 2) Deget e ndryshme te nje qeverie.

Sh.—Kur themi Administrata e Póstave kujtojme degen e qeverise e cila perkujdeset per postat.

ADMIRONJ, shekónj me çudí te perziere me kenaqesí.

ADMIRAL osé AMIRAL, officeri mé i math i fllotes se nje Shteti (shih FLLOTE).

AGIM, çasti kur qielli ze sbardhullón ne mengjés.

AKSEPTONJ dhe AKSEPTIM, d. m. th., pranónj dhe praním.

AKSIDENT, ngjarie e prure prej fatit, fatkeqesí.

AKTOR, njeriu qe lot ne theater, osé merr piese ne nonjé ngjarie te shenuar.

ALIAT, njerí osé Shtet i lidhur me nje njerí tjeter osé me nje Shtet, per te nxierre ne krye nje pune te bashket.

Sh.—*Greqia u-be aliate me Serbine per te luftuar Bullgarine.*

ALKOOLISM, semundia e shkaketuar nga pirja e teper e te pírave alkoolike, (qe kane brenda alkoól—shpirto), si vera, rakia, birra, etj. etj.

ALLTAR, tryeza (sofra) mbi te osé rreth te ciles i behen lutie Perendise osé ç' do gjeje tjeter t' adhuruar; ç' do vent i shenjte rreth te cilit behen lutie.

Sh.—*Alltari i atdheut rreth te cilit thirren besniket e Kombit.*

AMBASADOR, perfaqesónjesi i nje Shteti, i derguar afer nje qeverie te huaj. Ambasadoret perfaqesojne drejt-per-drejt Shtetin osé mbretin e tyre, kursé Ministrit perfaqesojne Ministrin e Púneve te Jashtme, (shih MINISTER).

AMBICIE, deshira e pa-máseshme per lavdí, per pasurí, etj.

etj. Sh.—*Greqia ka ambície te marre Stambollin.*

AMBICIOS, njeriu qe ka ambície.

ANARKI, gjendia e nje pópulli qe nuk' ka as kryetár te Shtetit, as nonjé fuqí zyrtare qe te qeverise vendin, po perkúndrazi ç' do njerí punón pas qefit te tij. Sh.—*Shqiperia mbet n' anarkí, pas ikies se mbretit.*

ANARKIST, njeriu qe mbesón se popujt do te jene mé te lumtur kur te mos kene qeverí, osé nonjé force tjater zyrtare, po perkúndrazi te lihet i lire cilidó qe te punonje pas kokes se tij, pa pyetur njerí tjeter.

ANALIZIM dhe ANALIZONJ, shperndaria e nje gjeje osé e nje trupi ne piesat q' e perbejne. Sh.—Po t' analizohet gjaku i njeriut, do te gjendet q' esht i perbere prej uje, prej lemshezave te kuqe dhe te bardha, prej ere, etj. etj. Nje artikull analizohet kur i ndajme nje nga nje mejtimet e artikullshkrónjesit.

ANEKSATE, kur nje piese vendi ngjitet osé bashkohet me nje Shtet. Sh.—*Italia aneksój* (e ngjiti ne token e saj) *Tarabulluzin, passí e çkeputi nga Turqia.*

ARKIVA, shkresat e viétera. ſetra, doreshkrime dhe kartra te tjera te vyera qe kane te bejne me istorín' e nje Shteti, osé te nje qyteti, etj. etj. Sh.—*Arkivat e Shtetit Shqiptár jane gjithe kartrat dhe dokumentat qe kane te bejne me qeverimin e Shtetit.*

ARISTOKRAT, njeriu prej fisi te mire dhe te fámeshem. Sh.—Ç' do mbret esht aristokrát, se esht filís i nje femije fisnike. Bejleret dhe Pashallaret jane aristokrate se, nga shkaku i títullit qe kane, jane nje shkalle mé lart se njérezit e tjere. Aristokrát esht ç' do njerí qe hiqet i rende, se ka pasurí osé diturí, dhe njérezit e tjere i shekón sikursé s' kane nonjé vlefte.

ARGUMENT, ç' do mendím prej te cilit del nje perfundím. Sh.—*Nata esht e erret, se nuk' ka dielle;* fialet "*se nuk' a dielle*" jane nje argumént.

ARTIST, njeriu qe ka nje mieshterí (zanát) te bukur, si muzikánt, aktór, kengetór, etj. etj.

AUTOKRAT, njeriu qe punón pas qefit te tij, dhe nuk' peshón as nom as njerí; mbret me fuqí te plotte.

AUTONOMI, e drejta q' i jepet nje vendi qe te qeveriset pas nómeve te tij te veçante, po

jo edhé te jete fare i ndare nga Shteti qe i jep até te drejte.

AVENTURIER, njeriu qe rron nje jete plot intriga, duke rendur nga te frynje era, dhe duke genjyer njerin e tjetrin.

AVIATOR, njeriu qe qeverís nje aeropllán.

## B.

BALLANCE, peshe osé ziq; terezí, terezia e trupit. Terezia midís te hýrave dhe te dálave nga nje arke. Ndryshimi qe mbetet nga nje sume, passí te paguhet nje piese nga ajó.

BAZE, shtrese mbi te cilen mpeshtetet nje trup. Themel, mbeshtetie. Princíp mbi te cilin mbeshtetet nje bisedím osé veprím. BAZE VEPRIMI per nje ushterí esht vija qe ku nisin veprimet e saj.

BETEJE, perpiekie e pergjítheshme midís dy ushterí. LUFTE dhe BETEJE kane nje ndryshím te math ne mes te tyre. Lufta mban qe kursé priten maredhéniet dhe gjer sa behet paqja. Beteja esht vetem nje nga ngjariet e luftes, dhe lufta munt te kete shume beteja.

BIBLIOTEKE, vendi ku gjenden te mblédhura libra, doreshkrime, etj. etj.

BLLOKADE, rrethimi i nje limani osé i tere anedetit, i cili behet per te ndaluar hyrien dhe dalien e vapóreve.

BRILLIANT, gur i çmuar, xhevaír.

BRUTAL, i eger, i çmendur, siellie si e kafshes se terbuar.

BULETIN, rapórt qe ben te njojtur nje gje zyrtare. Sh.—Me anen e buletíneve te luftes, qeveria ben te njójtura fitimet osé humbiet e ushterise se saj.

BUXHET, suma e t' árdhunje shoqerie qe t' i perdore per rave dhe te príshurave per te cilat i jepet leje nje qeverie osé nevojat e sherbimit.

## C.

CERTIFIKATE, shkrese zyrtare osé ç' do shkrese e neneshkruar prej nje njeriu q' e di punen per te cilen shkruhet ajó shkrese, dhe me anen e se ciles vertetón nje fakt. Sh.—CERTIFIKATE PER SIELLIE TE MIRE jepet prej nje shkolle per te vertetuar qe nxénesi, te cilit i esht dhene ajó certifikate, ka siellie te mire.

CIVIL, ç' do gje qe perkét subjektin osé qytetarin e nje Shteti. Sh.—Administrata civile esht ajó dege e qeverise qe per-

két qytetaret, kursé administrata ushteriake perkét ushtaret. Prefekti osé governori i nje krahine esht agjént i adminisrates civile; kumandari i Gjendarmerise esht agjént i administrates ushteriake.

## D.

DEBITOR, njeriu qe ka per te dhene te holla, borçllí.

DEDIKONJ dhe DEDIKIM, falja e nje kishe n' emer te nje shenjtori. Sh.—Kisha me emer e Korçes i esht dedikuar (falur) Shen-Gjergjit. Nje libre i dedikohet nje njeriu duke kujtuar emrin e atí njeriu ne krye te libres.

DEKLLAMONJ dhe DEKLLAMATE, te leçíturit (kendúarit) me ze te larter, duke bere edhé leviziet e dúhura te trupit. Sh.—*Ne kremtimin e dites s' Independences se Shqiperise z. D.. dekllamój viershen kombetare te Vaso Pashes.*

DEKLLARATE dhe DEKLLARONJ, fialet me te cilat kallezojme nje gje, kur duam qe t' i japim fuqí fiales s' one; nje lajmerím qe behet per te marre buje. Sh.—Shqipetaret dekllaruan independencen e tyre.

DELEGAT, njeriu qe merr persiper nje pune te cilen duhet t' a mbaronje pas deshires s' atyre q' e kane emeruar.

DIALEKT, ndryshimi i nje gjuhe pas vendit. Sh.—Gegerishtja dhe Toskerishtja jane dy dialekte te gjuhes shqipe.

DEMAGOG, njeriu qe ben sikúr mpron interesat e pópullit per te fituar simpathín' e tij. Njerí qe genjén pópullin.

DEMOKRAT, aý qe mbesón se ç' do qeverí duhet te jete ne duart e pópullit pergjitherísht.

DEMOKRATI', forma e qeverimit ku qeveria gjendet ne duart e pópullit. Ka nje ndryshím te math midís Demokratise dhe Republikes. Ne nje demokratí pópulli qeverís drejt-per-drejt, si ne shume kantone te Sviceres. Ne nje Republike pópulli qeverís me anen e perfaqesónjesve te zgjedhur prej tij, si Franca, Amerika.

DEMONSTRATE, 1) çfaqia e mejtímeve dhe deshírave te nje pópulli me anen e nje mblédhieje; 2) kanosje kundra nje Shteti me anen e fllotes osé t' ushterise. Sh.—Aliatet bene nje demonstrate navale (shih navál) ne Piré, per te trembur Greqine.

DEMORALIZIM, humbia e mendies, e kurajes. Sh.—Ushte-

ria u-demoralizua (e humbi fare torruan). Passí plasi kryengritia ne Shqiperí, Shqipetaret u-demoralizuan (e humpne mendien edhé kurajen).

DEPOZITE, dhe DEPOZITONJ, nje gje qe shtrohet poshte; te venit e te hóllave ne nje banke; nje sume te hollash qe shtrohet poshte per sigurí.

Deshmimi i nje njeriu per mbi nje te ngjare.

DEPOZIM, zbritia nga froni e nje mbreti.

DEPUTAT, (gr. vuleftís, t. mebús) njeriu qe zgjidhet dhe dergohet prej pópullia qe te perkujdeset per interesat e Kombit.

Deputatet perbejne se bashku me Senatin Parllamentin (shih).

Dhoma (shih) e Deputáteve (Mexhlis-i-Mebusan, Vuli) esht vendi ku mblidhen Deputatet.

DHOMA, piesa e ndare e nje shtepie, (oda). Ne kuptím mé te gjere, Dhome quhet edhé vendi ku mblidhet Parllamenti, pastáj edhé Parllamenti vete.

Keshtú, Dhoma e Deputáteve esht vendi dhe mbledhia e Deputáteve. Dhoma e Deputáteve e Amerikes quhet DHOMA E PERFAQESONJESVE (House of Representatives).

DELIKAT, nje gje e holle e punuar me mieshterí te çquar; Sh.—Njerí delikát esht aý qe ka trupin shume te holle osé esht shume i holle ne sielliet e tij.

DIAMAND, gurr i çmuar xhevaír. Karaktér i diamandte esht aý karaktér qe nuk' hepet, nuk' tronditet, nuk' u perunjet fatkeqesive osé lájkave.

DIGNITET, rendesia dhe nderi qe ka nje njeri me vehten e tij. Digniteti i Shtetit esht rendesia dhe nderi qe ka aý Shtet.

DIKTATOR, njeriu qe merr ne duart e tij gjithe fuqín' e nje qeverie, me fiale te tjera, aý esht kryeminister, kryegjenerál i ushterise, kryekomandánt i fllotes, kryegjykates, etj. etj.

Ne kohen qe ka trubullím ne nje Shtet, i jepet nje njeriu fuqia e diktatorit qe te munde t' i benje balle rrezikut, pa u-penguar prej nonjé zyrtari tjeter.

DOGANE, gjymrýk.

DOKUMENT, nje prove e shkrojtur; ç' do gje qe perdoret si prove per te vertetuar nje gje. Sh.—Nje spiuni (hafie) i zihen disá letra qe provojne se aý esht spiún; ató letra jane dokumenta.

DRAME, nje gje qe lohet ne theater, ne te cilen ka edhé

gjera tragjike (shih) edhé gjera per te qeshur.

Drame quhet edhé ç' do ngjarie e tmeruar, vrasie, presie, etj. etj.

DRAMATIST, njeriu qe ben drama, shkrimtár i drámave.

DREADNOUGHT (drednot), typi mé i math i nje luftanie. Kuptimi i kesáj fiale anglishte esht ky: Nuk' ka frike nga asgjé.

DUEL osé DUELLO, lufta qe behet midís dy njeres. Dueli behet kur nje njerí çnderohet prej nje tjetri, dhe i çnderúari e therét ne lufte kundreshtarin e tij.

DUMA, Parllamenti i Rusise, ku mblidhen perfaqesónjesit e pópullit rus.

## E.

EDUKATE, lerimi i mendies se nje njeriu; aresím. Njerí pa edukate esht aý njeri qe nuk' ka mesime.

EKSPERIENCE, mesimi osé dija qe fitojme duke bere gjith' até pune, dhe duke vene re se qysh behet Nje njerí me eksperience esht aý q' e di punen e tij mire, se e ka bere prej shume kohe.

EKSPOZITE, te venit e nje gjeje perpara syve qe t' a shekojne te gjithe.

ELEMENT, ç' do gje qe sherbén per te formuar nje gje te tere. Elementet qe perbejne (formojne) natyren jane kater: era, ziari, dheu, dhe uja.

ENERGJI, fuqí, force; qendrím, veprím i shpejte. Njerí me energjí esht aý qe punón pa prreshtur.

ENTHUSIASM, mallengjím i teper i shpirtit te njeriut; gezím i math. Sh.—*Pópulli u-enthusiás (u-gezua pa mase) kur u-ngrit flámuri i Shqiperise.*

EPISOD, nje ngjarie mé e vogel qe behet ne mes te nje ngjárieje mé te madhe. Sh.—*Nje zihie qe behet ne nje dasme osé ne nje mbledhie esht nje episód.*

ETHNOGRAFI, shkenca qe merret me pershkrimin e jetes se kómbeve. KUFIRE ETHNOGRAFIKE jane ató kufire te cilat permbledhin gjithe njérezit qe jane t' atí kombi.

## F.

FAJURE, falimento; humbia e nje pune me kot a nje pllani, pa nonjé fitím.

FAKT, (t. vakí gr. gjegonós), nje gje e mbaruar, e ngjare. Nje gje q' e pranojne qe te gjithe pa kundreshtím. "Debora esht e bardhe" esht nje fakt.

FAKTURE, lista e séndeve te ndryshme te mallit qe dergón nje tregetár.

FANTASI, veprimi i mendies se njeriut kur krion gjera qe nuk' i arrín dot dora. Çpikie e mendies. Perfytyrím.

FANTASTIK, nje gje qe nuk' esht e vertete, po vetem e pielle prej mendies se njeriut.

FATAL, (nga fiala FAT), nje gje q' esht e shkrojtur prej fatit qe te ngjase. Ç' do gje qe siell fati. Sh.—Vrasie fatale, esht vrasia qe s' e kish ndermént njeri, po e pruri vetem fati. Nje kuptím mé te gjere, fatale esht ç' do gje e pa-pritur dhe e tmerruar qe siell fati.

FAZE, pamie qe ndryshohet pak nga pak. FAZAT E HENES jane ndryshimet qe pesón hena jave me jave.

FLAMURANIE, (ang. Flagship, gr. navarhis, t. kapudán gjemí), vapori i luftes qe sherbén si qendre e kryekomandarit te flotes.

FINANCA, te hollat (parate) qe ka nje njerí, nje shoqerí, nje Shtet. Ministri i Fináncave merret me çéshtien e te hóllave te Shtetit.

FEDERATE, nje shoqerí qe perbehet prej shume shoqerira te vogla. Shoqeria Vatra esht nje federate, se perbehet prej dégeve te veteqeverísura. Shtetet e Bashkúare t' Amrikes jane nje federate, se perbehen prej 48 Shtetesh te veteqeverisur.

FLLOTE, (t. donunmá, gr. stolos), nje numur i math luftaniesh q' udhetojne se bashku. Númuri i plotte i luftfaníeve te nje Shteti.

FORTESE, keshtjelle, vent i forcuar per lufte qe munt te nxere nje numur ushtaresh, dhe te mpronje nje qark te gjere. (t. Kala, gr. frúrion).

FORTIFIKATE, ç' do vegle qe shtohet per te forcuar nje vent. Fortifikatat jane pjesa te forteses. Istikamet, vendet qe pregatiten per te vendosur topat mitralozat jane fortifikata.

FORTIFIKONJ, forconj, siguronj me fortifikata.

FUSHATE, veperimi i nje ushterie ne kohe lufte, si fushata e Xhavit dhe Targut Pashes ne Shqiperí, per te mposhtur kryengritesit Shqipetare.

G.

GARANTI, sigurí.

GJEOGRAFI', shkenca qe pershkruan dheun nga pikepamja e tokes, e klimes, etj. Shqip: Dheshkronje.

GJIGANT, njeri mé i math nga shtati se njerezit e tjere. LUFTE GJIGANTE esht ajó q' u a shkón gjithe lufterave te tjera qe jane bere gjer n' ate kohe.

H.

HERO, (femra HEROINE), njeriu i çquar per trimerine e tij; njeriu qe lot piesen mé me rendesí ne nje drame; gjysmeperendí. Sh.–Heroji i kombit t' one eshte Gjergj Kastrioti.

HEROIK, ç' do gje qe perket herojin.

HORIZONT, qarku i qiellit atje ku puthet me dhene, edhé tej te cilit nuk' shekón dot syri yne. HORIZONTI POLITIK eshte qarku i politikes.

HYPOKRIT, njeriu qe jashte tregohet i shenjte, dhe mbrenda ne zemren e tij ka zene vent dialli vete.

I.

IDEAL, nje gje e larter dhe e bukur qe ka ne mendjen e tij nje njeri. Sh. IDEALI I ATDHEUT eshte deshira qe ka njeri te shohe atdheun e tij te lulezuar dhe te lumtur.

IDEALIST, njeri me ideal te larter.

INCIDENT, ngjarje e vogel qe ngjet ne meste nje ngjarjeje te madhe (shih EPISOD).

INDEPENDENCE, gjendja e nje njeriu ose e nje kombi qe nuk' varret, po esht fare i çkeputur nga nje njeri ose komb tjeter. Shqip: VETEQEVERIM.

INDIVIDUAL, ç' do gje qe perket vetem nje njeri dhe jo nonjé tjeter. Mejtim INDIVIDUAL esht mejtimi qe ka nje njerí per vehten e tij.

INDUSTRI, mjeshteri; gjithe veperimet qe bashkohen per te punuar lendat e para per te nxiere nje gje qe munt te perdoret. Sh. Industria e hekurit eshte permbledhja e tere punes qe behet per te nxiere hekurin nga dheu, per te tretur dhe te bere vegla te ndryshme.

INFLUENCE, fuqia morale qe ka nje njeri mbi nje tjeter. Kur themi qe z. B. ka influence d. m. th. fiala e tij degjohet prej te tjéreve.

INFORMATE, ç' do lajm qe jepet pas nje pyetieje qe behet

per até çeshtje. Informatat e nje gazete jane lajmet qe marrin korrespondentet e saj me te pyetur ketú edh' atje.

INSPEKTOR ay qe ka per detyre te vere re n' esht bere nje pune mire a ligsht; Shqip: KQYRES.

INSTITUTE ç' do gje e vendosur. Sh. Feja eshte nje institute, se eshte gje e vendosur; shkolle mesimi.

INSTRUMENT, vegle; mashine; Sh. Instrumentat e muzikes jane veglat e ndryshme te muzikes.

INTERVISTE, piekie e vendosur qe perpara; bashkefialim.

INTRIGE, nje pune e fshehur qe behet per te mbaruar ose per te çkateruar nje pune. Ç' do pune qe behet prapa kurizit ose nené rrogos.

K.

KABINET, 1) mbledhja e Ministerve te nje Shteti; 2) vendi ku mblidhen Ministrit. Kabineti eshte nené kryesine e kryeministrit, dhe merret me drejtimin e politikes se mbrendeshme dhe te jashtme t' ati Shteti.

KABLLEGRAM, telegrami qe vien me anen e kabllos. Kabllo esht teli i veshur me llastike qe shkon nené újerat e detit dhe lith dy toka, si kábllloja e Vlores qe vete ne Brindis t' Italise, duke shkuar nené det.

KANDIDAT, njeru qe kerkón ofíq a nder.

KANTON, nje piese e nje Shteti e cila veteqeveriset, duke patur nje lidhie te dobet me qeverín' e qendres. Svicera (Helvetia) esht e ndare ne kantone te cilat qeverisen vete, pa marre as fare piese qeveria qendrale.

KARAKTER, natyra e shpirtit te njeriut; qendrím; kuraje. Njerí me karaktér do-me-thene njerí i qendruar, edhé qe s' kethehet nga te fryje era. Ç' do gje q' i perkét nje njeriu osé nje kombi. Sh.—KARAKTER KOMBETAR esht karakteri (natvra e shpirtit) e atí kombi vetem, dhe jo edhé te nonjé tjetri.

KARIKATURE, pikture qesharake.

KARTON (shih karikature).

KATASTROFE, nje ngjarie e tmeruar qe i jep funt nje pune. Sh.—Vdekia e Skenderbeut ish nje katastrofe per Shqiperine, se pas vdekies se tij Shqiperia humbi lirín' e saj.

KLER, gjithe sherbetoret e nje feje (pishkope, muftilere, ho-

xhallare, prifter) quhen me nje fiale "kler".

KLIKE, nje shoqerí e perbere prej njeres pa nonjé vlefte, te cilit bashkohen per te bere intriga dhe per te genjyer.

KONCESION, e drejta qe merr nje njerí osé nje shoqerí nga nje Shtet per te bere nje sherbím. Sh.—Qeveria turke i njohu nje kompanie franceze te drejten qe te benje hekurudhen. KONCESION esht edhé kur nje njerí i fal nje te drejte nje njeriu tjeter.

KOMEDI, lodre theatri me anen e te ciles perqeshen zakonet dhe sielliet e nje njeriu osé e nje vendi.

KOMIK, ç' do gje q' i perkét komedise, dhe shkaketón te qéshura.

KOMUNIKATE, 1) nje gje qe behet e njojtur me nje buletín; 2) udhet me te cilat lidhet nje vent me nje tjeter. Kur thuhet q' u prene komunikatat d. m. th. q' u-prene udhet.

KOMPLIMENT, fialet e búkura dhe fisnike qe perdór nje njerí per te nderuar nje tjeter.

KOMPLLOT, vendimi qe behet prej nje tokice njeres, se bashku dhe fshéhurazi, per nje qellím te lik.

KONCERT, mbledhie muzikale.

KONDITE, nje gje qe duhet pranuar mé pare se te marre funt nje pune. Sh.—Aliatet duan te bejne paqe me Gjermanine ME KONDITE qe Gjermania te leshonje mé pare Belgjine. Leshimi i Belgjise, pra, esht nje kondite qe po te mos pranohet nuk' munt te behet paqe.

KONDITE d. m. th. dhe halli ne te cilin gjendet nje pune osé nje njerí.

KONFERENCE, 1) mbledhia qe bejne nje tokice njeres per te biseduar çeshtie te várrura. Sh.—Konferenca e Londres bisedój çeshtien e Shqiperise. 2) Te dhenit mesime duke mbajtur fiale perpara nje mblédhieje te madhe.

KONGRES, 1) mbledhie mbretresh, ambasadoresh, per te sgjidhur çeshtie politike. Sh.—Kongres i Berlinit, me 1878. 2) Mbledhie per te biseduar çeshtie te bashketa. Sh.—Kongresi i Monastirit, i Trieshtit. 3) Kongrés quhet dhe Parllamenti i Amerikes.

KONKURS, kur dy osé mé teper njeres perpiqen qe si e si te fitonje njeri nga atá nje gje te vendosur qe perpara. Sh.—Dy

osé mé teper njeres hahen ne mes te tyre cili te shkrúanje libren mé te mire per te fituar nje çmim. Sedre.

KONSERVATIV, njeriu qe mban te pa-ndryshúara zakonet e viétera.

KONSTITUTE, nomi themelór i nje kombi, mbi te cilin mbeshteten gjithe nomet e tjere. (T. Kanun-i-Esas, gr. Sintagma).

KORPORATE, shoqerimi i nje tokice njerezish qe kane gjith' até mieshterí. Shoqerí tregetare.

KORRESPONDENT, njeriu q' i dergón lajme qe se largu nje gazete.

KREDENCIALE, letrat qe vertetojne se nje njerí esht derguar te mbaronje nje pune te çquar.

KREDITE, mbesimi q' i jepet nje njeriu osé nje tregetari qe te blere mall pa dhene te hollat ne dore. Pergjitherísht d. m. th. mbesím.

KREDITOR, njeriu qe jep kredite; aý qe ka per te marre nje sume te hollash te cilat i a ka hojtur nje njeriu.

KRYQESOR, luftanie e shpejte, e cila dergohet per t' i hapur udhen flotes.

## L.

LETRETYRE osé LITERATYRE, 1) shkenca qe merret me librat; 2) permbledhia e gjithe líbrave te nje kombi. Sh.—Kur thuhet qe letretyra shqipetare esht shume e varfer, kuptohet qe nuk' ka shume libra shqip.

LIGJE, fiala shqipe per NOM.

LENDE, ç' do gje qe munt te zihet me dore; si gur, uje, peme, hekur, etj. etj.

LENDAR, ç' do gje qe ka te benje me lenden (shih MATERIAL).

LUFTANIE, anie (vapór, gjemí) lufte.

LIBERAL, njerí me mendie te lire dhe jo te ndryshkur; njeriu qe dó lirí.

## M.

MATERIAL, lendár; ç' do gje e bere prej lende. Kur theme NDIHME MATERIALE kujtojme ndihmen me te holla, me qe te hollat behen prej ari, osé argjenti te cilat jane lende.

MASKE, fytyre e reme prej karte osé prej nonjé gjeje tjeter me te cilen mbulohet fytyra e vertete q' ashtú te mos njihet

njeriu. Nɛ njɛ kuptím mé tɛ gjerɛ, njerí me maskɛ d. m. th. njerí qɛ punón me diallezí.

MEDITERRANE, shqip DETI I MESDHEUT, ɛsht deti qɛ sgjatet qɛ nga Gibraltari gjer nɛ Syrí (Sham).

MERITƐ, vleftɛ.

MEMORANDƐ, notɛ osé shkresɛ me anɛn e tɛ cilɛs bɛhet i njojtur thelbi i njɛ çéshtieje. Shɛnimet qɛ mban njɛ njerí pɛr njɛ punɛ tɛ cilɛn dɛshirón qɛ tɛ mos e haronjɛ.

MILITARISM, systemi polítík qɛ mbɛshtetet mbi forcɛn ushteriake. Sh.—Gjermania ka militarísm, se forca e qeverisɛ gjermane mbɛshtetet mbi ushtɛrinɛ edhé jo mbi dɛshirat e pópullit.

MINISTƐR, 1) njɛ nga anɛtarɛt e Kabinetit; 2) pɛrfaqɛsonjɛs dipllomatík i dɛrguar prej njɛ qeverie afɛr njɛ qeverie tjetɛr. Gjithɛ Shtetet e vegjɛl dɛrgojnɛ MINISTRƐ dhe jo ambasadorɛ.

MITHOLLOGJI osé MYTHOLLOGJI, dituria qɛ merret me pɛrallat e kóhɛrave tɛ viétɛra.

MOBILIZATƐ osé MOBILIZIM, tɛ ngríturit e njɛ ushtɛrie mɛ kɛmbɛ qɛ tɛ veje nɛ fushɛn e luftɛs.

MODEL, shɛmbɛll prej tɛ cilɛs merren kopie.

MODERNE, ç' do gjɛ q' i pɛrkét kohɛs sɛ tanishme; gjɛ e re.

MONARKI', qeverimi i njɛ Shteti qɛ gjendet nɛ duart e njɛ njeriu tɛ vetɛm, i cili mbretɛrón pa nonjé Parllamént tɛ sgjedhur prej pópullit.

MONARK, kryetari i njɛ monarkie; mbret me fuqí tɛ plotɛ.

MONOPOL, e drejta q' i jepet njɛ njeriu osé njɛ shoqerie qɛ tɛ shesɛ vetɛm aý, osé ajó, njɛ lloj malli. Sh.—Monopoli i duhanit nɛ Turqí.

MONUMENT, ç' do gjɛ qɛ ngrihet pɛr kujtím tɛ njɛ njeriu osé tɛ njɛ ngjárieje tɛ shkelqyer.

MORAL, ç' do gjɛ qɛ pɛrkét sielliet dhe zakonet e mira. Ndihmɛ MORALE ɛsht pɛrkrahia q' i bɛjmɛ njɛ njeriu me fialɛ tɛ mira.

MUNICION, xhephané.

MYSTERIOS, ç' do gjɛ qɛ ka njɛ kuptím tɛ fshehur.

## N.

NDƐRKOMBƐTAR, ç' do gjɛ qɛ pɛrkét dy osé mé tepɛr Shtete. Sh.—Çéshtia e Shqipɛri-

se esht nderkombetare, se Shtetet q' interesohen per fatin e Shqiperise jane shume.

NEGOCIATA, marreveshiet qe behen per t' i dhene nje funt te mire nje pune. Shqip: TREGTIME.

NAVAL, ç' do gje qe perkét detin osé aniet (gjemite). BETEJE NAVALE esht perpiekia midís dy flotash.

NEUTRAL, njerí osé Shtet i pa-áneshem, qe nuk' perzjehet ne púnerat e as njeres ane.

NDERGJEGJIE, (t. vixhdan, gr. sinidhisis) ndienja e mbréndeshme me anen e te ciles njeriu kuptón me vehten e tij n' esht se ka bere nonjé te mire osé te keqe.

NGADHENIM, pushtím, zaptím; zaptimi i nje vendi me ushterí. Paqe pa NGADHENIME esht paqe me anen e te ciles asnjé Shtet nuk mban asnjé nga tokat qe ka zaptuar ne lufte e siper.

NISIATIVE, forma e shqiperuar e fiales frengjishte INITIATIVE; nisja e nje pune.

NOTE, nje lajmerím qe shkon nepér duart e dipllomáteve, per te bere te njojtur nje çeshtie. Ç' do shením qe mbajme per nje pune esht NOTE.

O.

OFFENSIVE, sulma e pergjítheshme qe ben nje ushterí kundra armikut.

OPINION, mendimi qe ka nje njerí per nje pune. OPINION PUBLIK esht mendimi i pergjítheshem qe ka pópulli per mbi nje çeshtie.

OPTIMIST, njeriu q' i shekón kur-do-here púnerat te lulezúara dhe jo mé te mira.

ORATOR, aý qe mban fiale te gjata me rastin e nje kremtimi osé bisedimi. Nje njerí qe flet nje gjuhe te bukur qe rrieth pa nonjé pengím.

ORGANIZIM, menyra me te cilen esht rregulluar nje Shtet, nje qeverí, osé nje sherbím.

ORIGJINE, nisja, fillimi i nje gjeje.

ORIGJINAL, 1) nje gje qe nuk' ka shembell a shoq; 2) forma e pare e nje gjeje.

P.

PARALIZIM, humbia e levizieve te nje trupi; te mbéturit ulók e nje trupi. Ne nje kuptím mé te gjere, paralizím quhet kur nje Shtet osé nje njerí nuk' lot dot nga vendi, mbetet pa shpirt.

PARIM, fiala shqip per PRINCIP (shih).

PARLLAMENT, mbledhia e perfaqesónjesve te pópullit te cilet jane te ngarkuar te bisedojne, te kontrollojne púnerat dhe veprimet e qeverise.

PARLLAMENTAR, ç' do gje qe ka te benje me Parllamentin. Parllamentár quhet aý Shtet qe ka Parllamént. Detyra e Parllamentit esht te marre piese ne qeverimin e vendit se bashku me mbretin dhe te kontrollonje n' emer te pópullit qeverín' e cila perfaqesón mbretin.

PERANDORI', nje Shtet qe qeveriset prej nje siperani, i cili ka títullin e PERANDORIT osé IMPERATORIT.

PERIUDHE, nje cope kohe e caktuar prej nje osé mé shume ngjarie te shenúara. Sh.—Periudha e Skenderbeut esht copa e kohes kur rronte dhe mbreteronte Skenderbeu.

PERSON, njerí, burre osé grua.

PERSONAL, ç' do gje qe perkét nje persón osé nje njerí.

PERGJIGJESI', detyra qe ka nje njerí qe te jape hesáp per púnerat qe ben aý vete osé nje tjeter. Sh.—Drejtori i nje shkolle ka pergjigjesí (esht i PERGJIGJESHEM, duhet te jape hesáp) per ç' do gje qe ngjet ne shkolle. (Gr. ipefthinos, t. meesul).

PESIMIST, njeriu qe mbesón se ç' do gje ne keté bote vete keq e mé keq.

PIKTURE, ç' do gje q' esht e zografisur.

POLEMIKE, lufta qe hapet nepér gazetat per nje çeshtie osé per nje njerí.

POZITE, 1) gjendia e nje gjeje; qysh gjendet, mire osé ligsht, nje njerí a nje çeshtie; 2) vendi qe ka zene dhe mban nje njerí osé ç' do gje tjeter; 3) vendet ku qendrón nje ushterí, gatí per te lutfuar.

PRIVILEGJ, venome, nje fitím qe sigurón nje njerí, nje shoqerí osé nje Shtet per vehten e tij, pa nonjé ngatrím nga nonjé ane tjeter. (T. imtiaz, gr. pronomion).

PRINCIP, rrégullat e para pas te cílave veprón nje njerí, nje shoqerí, osé nje Shtet; nom. Nje proponím mbi te cilin mbeshteten shume te tjere. Shqip: PARIM.

PROGRAM, qellimi i vendosur per vénien e te cilit ne veprím do te perpiqet aý njerí osé shoqerí q' e ka marre persiper.

PROBLEM, nje çeshtie qe mbetet per te sgjidhur. Sh.—Çeshtia e Çamerise dhe e Kosoves esht nje PROBLEM se nuk' esht sgjidhur édhe.

PROKLLAMATE, nje lajm qe botohet per te marre buje ne te gjith' anet. Shqip: ÇPALLIE.

PROTEKTOR, mprojtes.

PROTEKTORATE, e drejta q' i njihet nje Shetti te math per te mprojtur nje Shtet te vogel qe te mos pesonje nonjé te keqe. Po Shteti mprojtes munt te ndalonje Shtetin e vogel nga nje pune te mire, duke e qúajtur até pune te démeshme.

PROTESTIM, veprimi me anen e te cilit bejme te njojtur qe nuk' e njohim as e e pranojme nje vendim osé nje mase, se esht e pa-drejte.

PUSHTED, Fuqí, force.

PUBLIK, pópulli pergjitherísht; ç' do gje qe perkét pópullin. INTERES PUBLIK esht aý qe perkét tere pópullin.

Q.

QIMITIR, vendi i várreve, ku mbulohen te vdékurit.

R.

RADIKAL, njeriu qe mbesón se duhet ndryshuar krejt systemi politík i nje kombi; qe systemi politík i tanishem duhet çkulur me gjithe rrenje.

REAKSIONAR, njeriu qe mundohet t' a kthenje politiken e Shtetit ne gjendien e vieter. Ne nje kuptím mé te gjere, reaksionár quhet ç' do njerí q' u kundreshtohet shénjave te perparimit.

REALIZIM, vertetimi i nje shprese; kur nje ender del e vertete dhe behet nje fakt.

REALITET, gjendia e vertete e nje gjeje, dhe jo sikunder duket per jashta.

REFUZONJ dhe REFUZIM, nuk' pranónj gje qe me jepet; nuk' jap nje gje te cilen m' a kerkojne.

REGJIM, permbledhia e rrégullave pas te cílave qeveriset nje Shtet; forma osé menyra e qeverimit te nje Shteti. Sh.—Regjím Monarkík, kur Shteti qeveriset prej nje monarku; Regjím parllamentár kur Shteti ka Parllamént.

REGJIMENT, nje trup ushteriák (t. alláj, gr. sintagma). Kumandari i nje Regjimenti quhet KOLLONEL.

REICHSTAG, Mbledhia, Dhoma e Perfaqesónjesve te pópullit gjermán.

REKOMANDIM, lutia q' i behet nje njeriu prej nje miku per te pritur mire nje njerí tjeter.

REKORD, 1) shenimet qe mbahen nga bisedimet e nje mblédhieje; 2) nje fitím qe kaperxén te tjeret: rekordi i shpejtesise qe ka njerí, i cili ik mé teper se ç' do njerí tjeter.

REPUBLIKE, nje Shtet ku pópulli ka ne dore fuqine e qeverimit te cilen e perdór me anen e njëresve qe sgjeth vete per até pune: Republika e Frances, republika e Shtéteve te Bashkuar t' Amerikes.

RESPONSIBILITET, pergjigjesí, (shih).

RESPEKT, nderimi q' i bejme nje njeriu a nje sendi te shenjte.

RESTORATE, vénia prape ne vent e nje gjeje; vénia prape ne fron e nje mbreti q' ish rrezuar nga froni.

REZOLLUTE, vendimi me te cilin mbarohet nje bisedím a nje mbledhie a nje meeting.

ROL osé ROLL, piesa e nje drame qe do te loze nje njerí; piesa qe lot nje njerí ne politke.

ROMANCE, refenje, peralle e vertete osé e reme, qe tregón gjera fantastike, te pa-ngjara, po te çpíkura prej shkrimtarit.

S.

SALLUTONJ, pershendósh, nderónj nje njerí pas rrégullave te vendósura. "Mire mengjés", "mire mbrema", jane sallutime.

SATIRIK, viersha te vogla me anen e te cílave perqeshen te metat e nje njeriu. Sharie e tërthorte.

SEKRET, gje qe duhet mbajtur e fshehur.

SENAT, Pleqesia e Kombit; njera nga te dy piesat e Parllamentit.

Gjithe Shtete e medhenj kane dy ndarie te Parllamentit: SENAT ose DHOMA E LARTME, dhe DHOMA E DEPUTATEVE ose e Perfaqesónjesve, e cila quhet edhé DHOMA E POSHTME.

SESION, nje nga piesat ne te cilat ndahet koha e nje mbledhieje. Sh. Sesioni i Mengjezit, Sesioni i Nates etj.

SHEKULL, nje kohe nje qint viet e gjate.

SHKENCE, dija e mire dhe

e aresyshme e disá gjérave te çqúara. Sh.—Shkenca miekesore eshte dituria qe merret me çeshtjen e sherimit te semúndjeve. (gr. Epistimi, t. ilm).

SHKENE, nje nga piesat ne te cilat ndahen veprat theatrale. N' até piese lozin kur-do-here gjith' atá njeres; po te shtohet ose te pakesohet nje nga njerezit, ahere shkena ndrohet.

SHOVINIST, (chauvinist), njeriu qe eshte teper fanatik n' atdhesí.

SHPEDITE, dergate ushteriake jashte vendit te Shtetit q' e dergón. Sh. Shpedita italiane ne Shqiperí.

SHPIRITE, Kuptimi i veçante i nje gjeje. menyra me te cilen mejtohet nje njeri ose nje pópull.

SHTAB, (fiale gjermane), nje trup officeresh t' ushterise, nga i cili vijne urdhret e levízjeve t' asaj ushterie. (Gr. Epitelion, t. Erqan-i-Harb).

SHTET i RRETHIMIT, gjyq ushteriák. Gr. Stratiotikos nomos, t. Idare-i-yrfie).

SHVILLIM, çmbeshtjellja, rritja e nje gjeje dita me diten.

SIPERANI', fuqia mé e larter e nje kombi; fuqia e mbretit.

SIPERAN,mbreti qe perdor fuqíne mé te larter te kombit.

SITUATE, gjendia ne te cilen eshte nje gje. Sh. Situata politike e Shqiperíse eshte e veshtire.

SOCIALISM, systemi pas kujt mbesohet se popujt do te jen mé te lumtur kur te marre persiper qeveria te benje punerat qe bejne sot kompanit' e medhá dhe te pasurit; kur te mos kete njeres te pasur, po pasuria te jete pergjitherisht e pópullit; kur te sigurohet puna per ç' do njeri, dhe kur te detyrohet ç' do njeri qe te punonje.

SOCIALIST, aý qe mbesón ne socialísm.

SPECIALIST, njeriu qe ka mesuar e munt te benje vetem nje gje. Sh. Doktor specialist i syve, a i dhembeve, a i vésheve etj. etj.

STATUJE, fytyre prej mermeri a prej tjeter gjeje i nje njeriu a nje kafshe.

STUDENT, njeriu qe mesón ne shkolle te larter.

STUDIONJ, mesonj me kujdes ne shkolle ose vet-vetiu.

SUBJEKT, 1) njeriu i bindur te nje Shtet; 2) pika e nje bisedimi ose pika per mbi te cilen shkruhet nje artikull a nje libre etj. etj.

SUBMARINE, luftanie qe

vepron nené det. Shqip NENEDETESE.

SUSPEKT, njeri i dyshimte, per te cilin ka dyshime, dhe nuk' i jepet bese.

SYSTEM, permbledhia e disá regullash te cilat perbejne nje theorí te plotte. Menyre qeverimi.

## T.

TALENT, sgjuaresí natyrale ose e fituar pastaj. Nje njeri me talént esht nje njerí i sgjuar dhe i zoti.

TEMPERATYRE, gjendia e eres nga pikepamia e influences se saj mbi njeríne. (Gr.Thermokrasia, t. Hararet).

THEORI', permbledhia e díjave qe shpjegojne ploterísht gjendien e nje sere faktesh. THEORIA POLITIKE esht ajó qe shpiegon ploterisht se perse qeveriset nje popull me keté menyre dhe jo me nje tjeter. Mendime te radhitura me system.

TITULL, 1) mbishkrimi i nje libre a i nje artikulli;2) emri i nderit qe i jepet nje njeriu, bej, pasha, etj. etj.

TORPILLORE, luftanie e e vogel, detyra e te ciles esht qe te mbielle dhe te hedhe torpilla kundra luftanieve t' armikut.

TRADITE, te mbajturit e kujtimit te nje gjeje prej goje ne goje per nje kohe shume te gjate. Shqip: GOJEDHENIE.

TRAGJEDI', vjershe dramatike e cila pershkruan nje ngjarie te shenuar qe ka ngjare ne mes njerzesh te shenuar. Sh.–Tragjedia e Shakespear-it "Othello." Ngjarie e tmeruar.

TRAGJIK, ç' do gje q' i perket tragjedíse, ose nje ngjarie e tmeruar.

TRAKTAT, nje marreveshie me te shkrojtur midís dy Shtetesh. Sh. Traktati i Paqes midís Turqise dhe Shtéteve te Ballkanit.

TRANSFORMIM, ndryshim i formes se jashtme.

TRANSFERIM, te hedhurit e nje gjeje ose te nje njeriu prej nje vendi ne nje tjater. Sh. Kryeqyteti i Shqiperíse u-transferua prej Vlore ne Durres.

TRANSPORTIM, te mbajturit e nje njeriu ose te nje gjeje prej nje vendi ne nje vent tjeter. Sh. Vapori transportoj drithe prej Dúrresi ne Shkodre.

TRIUMF, kremtimi qe behet kur fitohet nje lufte.

TRIUMFONJ, i dermonj armiqte krejt dhe kremtonj per fitimin e math.

## U.

ULTIMATE a ULTIMATUM fiala e fundit q' i dergón nje qeverí nje tjeter qeverie, edhé ne qofte se nuke pranohet ajo fiale ahere çpallet lufta. Ultimates i vihet edhé nje kohe e caktuar, 24 ose 48 ore a mé teper, dhe qeveria qe e merr duhet te pergjigjet pa u-mbaruar ajó kohe.

## V.

VAGABOND, sallahan, njeri i arratisur, i humbur, qe shetit ketú edh' atje; njeri pa shtepi qe rron si t' i mundet.

VETERAN, njeri q' u-plak duke bere nje pune; ushtár qe mbarón detyren e tij pas nje sherbimi te gjate. Atdhetár veteran esht ay q' u-plak duke punuar per kombesí.

VENOME, (shih PRIVILEGJ).

VETEDIJE, (shih NDERGJGJE.

VIKTIM, njeriu qe vdes ose qe vuan nga shkaku i pa-udhesíse se nje njeriu tjeter; njeriu qe merret me qafe, dhe humbet jeten ose nderin e tij nga shkaku i ndiekjes e te tjéreve.

VIRTYT, vetia e mire e shpirtit q' urdherón njeríne te benje kur-do-here mire, dhe te te largohet nga e liga.

VITORE, fitimi i nje lufte.

F U N T.

# INDEX

## (Tryeza e Lendes)

*Faqe*

## PIESA E PARE

*Letra Zyrtare dhe Shoqerore*

## KRYE I.

### *LETRA KERKIMTARE, LUTJESORE (KERKESA)*

## KRYE II.

*Letra Ngjatjetore*



## KRYE III.

*Letra Ankimtare dhe Qertimtare*

## KRYE IV.

*Letra Ndiesɛtare dhe Shpiegimtare*



## KRYE V.

*Letra Lajmimtare*



## KRYE VI.

*Letra Ftimesh*

## KRYE VII.

*Letra Perhirimtare dhe Urimtare*



## KRYE VIII.

*Letra Ngushellimtare*

## KRYE IX.

*Letra Rekomandimi*



## KRYE X.

*Letra Shtepiake*



# PIESA E DYTE

*Letra Tregetare*

## KRYE I.

### *Qarketore*



## KRYE II.

### *Letra Sherbimi*

## KRYE III.

*Kerkime Informatash*



## KRYE IV.

*Letra Porosie*

## KRYE V.

*Kerkime te Hollash*



# PIESA E TRETE

*Shémbella Kontraktesh dhe Shkresash te Ndryshme*



## KRYE I.



## KRYE II.

## KRYE III.



## KRYE IV.



## KRYE V.

### *Shkresa Perfaqesimi (Veqaletname)*



## KRYE

### *Shkresa Shítieje dhe Leshimi me Qirá*

## KRYE VII.

*Pajeshkrím*



## KRYE VIII.



## SHTIM




# CHMIMI

N' Amerike . . . . . $1.00

Ne Shqiperi . . . . 3 Frenga